

www.kohajone.com

# KOHA JONE

E përditshme e pavarur Viti i XXVIII i botimit Nr: 286 (8417) E diel, 2 Dhjetor 2018 Çmimi 30 Lekë

# Kryemadhi: Fillimi i fundit të Edi Ramës

*PD dhe LSI po përgatiten të rrethojnë Kryeministrinë, ditë-natë, por këtë radhë jo më me "çadër" apo "fjalime", por me vendosmerinë e atyre që janë të vendosur të përballen me kryeministrin dhe "klikën e krimit", deklarojnë burimet nga shtabi i opozitës së bashkuar*

FAQE 3

## Dita e 28-të e protestës, shoqërohen në polici 10 protestues të Unazës së Re



Në foto: Pamje nga protesta e banorëve në Unazën e Re

FAQE 6-7

## Ndahet nga jeta ish-presidenti i SHBA, Xhorxh Bush. Presidenti Meta: Mik i madh i shqiptarëve




Në foto: Ish-presidenti i SHBA, Xhorxh H. W. Bush

FAQE 8-9

ISH-AMBASADORI

### Aleksandër Arvizu: Ndryshimi i Tiranës, i jashtëzakonshëm



FAQE 24

KUQEZINJTË

### Shorti i kualifikueseve të "Euro 2020", Shqipëria mëson sot rivalët

FAQE 20

KRYETARJA E LRI

### Floida Kërpaçi: Ta bëjmë Shqipërinë, vendin ku të parët janë rinia dhe jo oligarkia




FAQE 4

REAGIMI

### Zhdukjet në Vlorë, policia: Janë 23, jo 80 në 3 vite

FAQE 15

LIRIA E MEDIAS

### Deputetja e PD, Albana Vokshi: Jemi ende në censurë

FAQE 2




KOMENT

### WTF Ramush?

**Nga Çim Peka**

Ramush! Tek shikoja sesi Edi Rama të tërhiqte zvarrë për të nënshkruar mbi flamurin kombëtar në Pejë, sinqerisht ndjeva keqardhje. E gjithë skena e asaj dite ishte e përbuzshme, duke përfshirë edhe rreshtoren për të bërë shqipen, por kjo e jotja kalonte çdo kufi. S'e di, por atë çast mu kujtua e gjithë historia e jote dhe e familjes tënde...

FAQE 8



Kryetarja e Komisionit të Medias: Shqipëria, në 5 vendet në botë me krim të organizuar

# Raporti për lirinë e medias, Vokshi: Jemi ende në censurë

Kryetarja e Komisionit të Medias, Albana Vokshi, ka ngritur shqetësimin për situatën e krijuar në Shqipëri lidhur me kufizimin e lirisë së medias. Nisur nga Raporti i Organizatës së njohur "Reporterët pa Kufij" ku Shqipëria renditet në 5 vendet me krim të organizuar të fuqishëm një situatë e cila ka ndikuar drejtpërsëdrejti në lirinë e medias dhe sigurinë e gazetarëve. Vokshi akuzoi kreun e qeverisë, Edi Rama, se prej 5 vjetësh ka krijuar imazhin e një vendi parajsë për trafikun e drogës. Sipas Vokshit, Raporti i Organizatës së njohur "Reporterët pa Kufij" përforcon shqetësimet e ngritura edhe nga Departamenti Amerikan i Shtetit në raportin vjetor për Të Drejtat e Njeriut në Shqipëri, ku u denoncua "kapja e medias "për interesa të qeverisë dhe kërcënimet e gazetarëve për të mos investiguar për korrupsionin dhe krimin e organizuar. "Nën qeverisjen e Edi Ramës, Shqipëria ka krijuar imazhin e nje vendi parajsë për trafikun e drogës, por kjo është hera e parë që Shqipëria renditet në raportin e Reporterëve pa kufij si një nga 5 vendet në botë me krim të organizuar shumë të rrezikshëm. Siç pohon raporti, i titulluar, "Gazetarët- beteja e zezë e krimit të organizuar", kjo situatë alarmante ka ndikuar drejtpërsëdrejti në lirinë e medias dhe sigurinë e gazetarëve, përfshirë edhe Shqipërinë. Historitë e tre gazetarëve shqiptarë: Klodiana Lala, Basir Çollaku dhe Alida Tota janë tre rastet e përfshira në raportin e Reporterëve pa kufij. Të treja historitë kanë një të përbashkët: Gazetarët janë kërcënuar për shkak të denoncimeve që ata u kanë bërë lidhjeve të ngushta mes krimit të organizuar me pushtetin, Jurgis Çyrbjen me Emiljano Shullazin, Saimir Tahirin me drogën e Habilajve, Erion Veliajn me mafian e plehrave. Rasti i Klodiana Lalës është pjesë e raportit të Gazetarëve pa kufij, ku përmendet agresioni i armatosur ndaj shtëpisë së familjarëve me breshëri plumbash nga persona të panjohur natën e 30 Gushtit 2018. Sulmi ndaj Lalës, gazetare investigative prej 10 vjetësh, në një nga TV kryesorë, Neës 24, kishte lidhje direkte me raportimet investigative të saj. Raporti thotë se 2 javë para sulmit në shtëpinë e të afërmve të saj, Lala publikoi lidhjet e deputetit socialist Jurgis Çyrbja me organizatën kriminale të kryesuar nga Emiljano Shullazi. Aludimi i raportit të Gazetarëve pa Kufij mund të jetë një pistë e vlefshme për policinë, që të gjejë agresorët brenda parlamentit të Shqipërisë. Raporti përmend gazetarin Basir Çollaku, i cili duke publikuar intervistën me kreun e njësisë së drogës në policinë e Vlorës, Dritan Zagani, denoncoi korrupsionin e policisë dhe lidhjet me trafikun e drogës së Ministrit të Brendshëm Saimir Tahiri. Një gazetë dhe një Kanal TV pranuan të japin intervistën, por u tërhoqën pas telefonatave kërcënuese të Kryeministrit dhe ministrit të Brendshëm. Dy vjet më pas, antimafia italiane provoi disa prej dëshmive të publikuara nga Çollaku. Por jeta e Çollakut është bërë pothuajse e pamundur në Shqipëri prej kërcënimeve. Shembull i lidhjes mes shtetit dhe krimit të organizuar, Reporterët pa Kufij sjellin historinë e gazetares shqiptare, Alida Tota, e cila investigoi për lidhjet e zyrtarëve me krimin e organizuar në aferën e landfillit të Sharrës, ku humbi jetën Ardit Gjoklaj, një fëmijë i shfrytëzuar në punë të rëndë, së bashku me dhjetra bashkëmoshatarë të tij dhe mes tyre dhe shumë gra dhe vajza që punonim në kushte ç'njerëzore.. Më mirë se kushdo tjetër këto të vërteta i dinë vetë gazetarët në Shqipëri, të cilët përballen çdo ditë në redaksitë e tyre me presionin për të çensuruar realitetin, për të mos treguar lidhjet e qeverisë me krimin e organizuar, për të mos denoncuar aferat e korrupsionit të qeverisë së Edi Ramës, për të mbyllur ekranet për ata që ngrenë krye! Protesta e banorëve tek Unaza e Re është shembulli më i freskët i çensurës skandaloze që Edi Rama dhe Erion Veliaj lanë vendosur në televizionin publik dhe në televizionet kryesorë kombëtarë, ku mungon jo vetëm zëri i protestuesve, por shpeshherë edhe zëri i opozitës. Përkeqësimi i situatës së medias në Shqipëri është vënë në dukje edhe më parë nga Reporterët pa Kufij, e cila ka dënuar "Përqendrimin e medias në duart e afaristëve të lidhur me pushtetin, çensurën e gazetarëve dhe rritjen e armiqësisë ndaj gazetarëve, e nxitur direkt nga Kryeministri Edi Rama". Si Kryetare e Komisionit për Çështjet e Medias, dua të shpreh shqetësimin që censura ende vazhdon, askush nga mediat kombëtare nuk publikoi këtë raport, ku flitej për historitë e punonjësve të tyre të kërcënuar nga mafia. Sepse zyrat e censurës qeveritare i marrin urdhrat nga krimi i organizuar dhe mafia siç shprehet edhe në shqetësimin e reportereve pa kufij, nuk ndalet për të mposhtur gazetarët më kurajozë. Pa media të lirë, nuk ka shtet të së drejtës dhe demokracia është në dorën e krimit të organizuar!"- u shpreh dje deputetja demokrate, Albana Vokshi.




GAZETARË SHQIPTARË: KLODIANA LALA, ALIDA TOTA DHE BASIR ÇOLLAKU, TË KËRCËNUAR NGA KRIMI DHE POLITIKA

# Reporterët pa kufij: Media në Shqipëri është nën presion

Reporterët pa Kufij kanë publikuar raportin për vitin 2018. Në këtë raport janë përfshirë edhe 3 gazetarë shqiptarë, si të kërcënuar nga krimi dhe politika, Klodiana Lala e televizionit Neës 24, Alida Tota dhe Basir Çollaku. Raporti i vitit 2018 flet për krimin e organizuar që ka shtuar kërcënimet ndaj gazetarëve dhe mediave. Gjithashtu problem konsiderohen edhe ndërhyrjet politike. Disa prej të intervistuarve janë aktualisht nën mbrojtjen e policisë, pasi kërcënohen nga krimi i organizuar për shkak të raportimeve të tyre. Në këtë raport për herë të parë janë përfshirë edhe 3 gazetarë shqiptarë, si të kërcënuar nga krimi dhe politika. Sipas




raportit të Reporterëve pa Kufinj media në Shqipëri është nën presionin e mafias dhe të politikës. Raporti i vitit 2018 flet për krimin e organizuar që ka shtuar kërcënimet ndaj gazetarëve dhe mediave. Gjithashtu problem është edhe ndërhyrjet politike. Në raportin e këtij vitit përmenden rastet e tre gazetarëve shqiptarë, Alida Tota, Klodiana Lala dhe Basir Çollaku. Në rastin e gazetares Alida Tota që u largua nga puna pas përplasjes për një kronikë për kryebashkiakun e Tiranës Erion Veliaj, për vrasjen e punëtorit adoleshent, Ardit Gjoklaj në vendgrumbullimin e plehrave në Sharrë. Ndërsa flitet për sulmin me armë në shtëpinë e prindërve të gazetares Klodiana Lala, si kërcënim i pastër i krimit të organizuar. Gazetari Basir Çollaku përmendet për intervistën e marrë Dritan Zaganit dhe faktin se denoncoi një lidhje shtetërore me krimin dhe trafikun e drogës.

Gazetarët në botë

Sipas raportit, mbi 30 gazetare në të gjithë botën janë vrarë nga organizata kriminale që prej nisjes së vitit 2017. Reporterët pa kufij kanë kanë disa muaj që kruyejnë kërkime për realizimin e këtij raporti, përfshirë edhe intervista me gazetarë të piketuar, kolegët dhe familjarët e tyre. "Krimi i organizuar nuk njeh kufij"-thotë raporti. Të paktën 10 gazetarë janë vrarë këtë vit në Brazil, Kolombia dhe Meksika. Kjo shifër mund të jetë shumë më e lartë, sepse kriminelët dhe politikanët shpesh bëhen aleatë kundër gazetarëve dhe pandëshkueshmëria mbretëron nëpër vende të ndryshme në botë. Në Indi, Kamboxhia dhe disa vende afrikanë, grupet kriminale pasurohen duke thyer të gjitha rregullat e mjedisit duke vjedhur burimet natyrore. Gazetarët që kanë hedhur dritë mbi trafikimin e mineraleve, drurit dhe naftës janë të ekspozuar ndaj një rreziku të madh. Edhe Europa nuk i ka shpëtuar një rreziku të tillë. Të paktën dy gazetarë janë vrarë në lidhje me punën e tyre gjatë dy vieteve të fundit: Daphne Galizia iu vu bombë poshtë makinës në Maltë në tetor të 2017, ndërsa Ján Kuciak e qëlluan për vdekje së bashku me të fejuarën në shkurt të 2018. Në Itali, 10 gazetarë janë nën mbrojtjen e plotë të policisë ditë e natë, ndërkohë që ka edhe shumë të tjerë.

Botues dhe Drejtor: Nikoll LESI
Kryeredaktor: Qamil XHANI
Zv/kryeredaktorë: Albina Gjergji, Herion Mesi

ADRESA E REDAKSISË:
Rruga: "Sami Frashëri", Pallati i Aviacionit të Vjetër, Nr. 2, Tiranë/
Web: www.kohajone.com

NUMRI I KONTAKTIT:
0697044477

Marketingu: Bardhyl Ucaj
E-mail: reklama@kohajone.com

# Kryemadhi: Fillimi i fundit të Edi Ramës

***PD dhe LSI po përgatiten të rrethojnë Kryeministrinë, ditë-natë, por këtë radhë jo më me "çadër" apo "fjalime", por me vendosmerinë e atyre që janë të vendosur të përballen me kryeministrin dhe "klikën e krimit", deklarojnë burimet nga shtabi i opozitës së bashkuar***



Kryetarja e Lëvizjes Socialiste për Integrimi, Monika Kryemadhi u bëri dje thirrje të rinjve dhe gjithë qytetarëve të Shqipërisë që të nisin protestat pa ndalesë për "ndalur shkatërrimin e mëtejshëm të vendit nga qeveria Rama". Në takimit me strukturat e Lëvizjes Rinore për Integrim, Kryemadhi kërkoi nga gjithë të rinjtë që të mos t'i nënshtrohen më politikës së vjetër të krimit të kryeministrit, por të reagojnë sa më parë. Duke u ndalur në shifrat e emigrimit të rinjve nga Shqipëria, kryetarja e LSI-së deklaroi se përballë sfidave të emigrimit shqiptarët duhet të largojnë nga qeveria atë që po i detyron të ikin, "qeverinë e Edi Ramës".

Duke e cilësuar si një mision kombëtar largimin e qeverisë "Rama", Kryemadhi u ndal në protestat e fundit të qytetarëve, siç është ajo e Unazës së Re. Sipas saj, të gjithë të rinjtë, anëtarët e LSI, por jo vetëm, duhet të jenë pjesë e revoltës së banorëve që kërkojnë dëmshpërblim për pronat e tyre. Kryetarja e LSI-së tha se ajo po ndodh me banorët e Unazës, nuk kemi vetëm vjedhje pronash, por edhe një korrupsion të madh me tendering 40 milionaë euro. Kryetarja e LSI deklaroi se në mitingjet e Unazës së Re duhet të marrin pjesë të gjithë drejtuesit e strukturave të LSI, si dhe të ftojnë qytetarët që u bashkohen banorëve të cilët po përplasen me qeverinë. Duke bërë apel për protesta masive, Kryemadhi deklaroi se reagimi qytetarë që ka nisur tregon se ky është fillimi i fundit të Edi Ramës. "Arroganca e Edi Ramës dhe e grupit të tij kriminal duhet të jetë e kujdesshme, sepse nganjëherë aty ku mendon që je më i fortë, je shumë më i dobët. Aty ku mendon që je i imponueshëm, je shumë i brishtë. Dua t`ju them që të paktën LRI-ja e Tiranës, por edhe të gjithë ju drejtuesit nëpër qarqet e tjera, duhet të flisni çdo ditë. LRI-ja e Tiranës duhet tu bashkohet me miqtë e tyre banorëve të Unazës së Re në protestën e tyre për t`ju thënë që ju nuk jeni vetëm, ne jemi me ju, ne do t`ju përkrahim ju. Ky është vetëm fillimi i fundit të Edi Ramës",- u shpreh kryetarja e Lëvizjes Socialiste për Integrim.

Duke u ndalur në projektin e Unazës së Re, Kryemadhi theksoi se LSI dhe gjithë opozita nuk është kundër ndërtimit dhe zhvillimit të Tiranës. Por ajo shtoi se një projekt që arrin në shifrën 48 milionë euro duhet të ketë transparencë dhe qeveria është e detyruar t'u japë llogari qytetarë shqiptare për paratë e taksave të tyre. "Ne nuk jemi kundër rrugës, nuk jemi kundër zhvillimit, madje përkundrazi e motivojmë dhe e stimulojmë atë, pro ama jemi kundër arrogancës dhe papërgjegjshmërisë së shtetit që shkel me këmbë qytetarët e saj, jemi kundër vjedhjes që bëhet prej 48 milionë eurosh, se kanë harruar se është edhe 20%-shi i TVSH-së. Pra, 40 milionë shkon rruga, plus 20% TVSH. Pra, edhe 8 milionë të tjera që do t`i shtohen faturës së rrugës, të cilat hidhen dhe janë ashiqare, dukshëm një vjedhje e jashtëzakonshme",- deklaroi Kryetarja e LSI. Takimi i djeshëm me strukturat e të rinjve të LRI, ishte jo vetëm një organizim për reagim dhe protesta, por edhe një parapërgatitje për zgjedhje. Duke u ndalur në programin e LSI, Kryemadhi tha se në zgjedhjet e ardhshme do t'u besohet më shumë të rinjve dhe të rejave për tu angazhuar në politikë.

Ndërsa për protestat, Kryemadhi u shpreh se të gjithë ata të rinj që shohin sesi përbuzen nga kjo qeveri, sesi u ndalohen studimet apo detyrohen të ikin jashtë vendit, është koha që të ngrihen për ti dhënë një mesazh final kryeministrit. Kryetarja e LSI u shpreh se mjaftojnë 1 mijë të rinjë që të rrinë çdo ditë në protestë para zyrës së Kryeministrit Edi Rama për të bërë që situata në vend të ndryshojë.

PD-LSI po përgatiten për të rrethuar kryeministrinë jo më me çadër apo me fjalime, por me vepra radikale ndaj një qeverie të tillë kriminale, sipas dyshes Basha-Kryemadhi. Burime nga radhët e opozitës tregojnë se PD-LSI po përpilojnë listën e atyre që do të duan dhe kanë fuqinë për t'i rezistuar ditë-natë bllokimit të kryeministrisë.

Kryetarja e LRI-së: Misioni, triumfimi i vlerave dhe dhënia fund antivlerave e kriminalitetit mbjellë nga Rilindja

# Kërpaçi: Ta bëjmë Shqipërinë, vendin ku të parët janë rinia, dhe jo oligarkia

Kryetarja e Lëvizjes Rinore për Integrim, Floida Kërpaçi në takimin me strukturat e të rinjve u shpreh se Lëvizja Socialiste për Integrim është partia e të rinjve, është forca e vetme politike që i kupton shqetësimet, dëshirat e rinisë dhe që asnjëherë se ka tradhtuar fjalën e dhënë për përkrahje pa kushte ndaj brezit të ri. Sipas deputetes së LSI-së, detyra e gjithsecilit prej të rinjve është që në shtabet drejtuese që bëjmë pjesë, të shkojmë te çdo i ri e të çdo e re, të forcojmë punën me votuesit për herë të parë, gjimnazistët do duhet të shtojnë punën në çdo gjimnaz të vendit, studentët do të shtojnë punën jo vetëm në të gjitha degët e universiteteve të tyre por do të nisin kontaktet edhe me studentët që janë jashtë kufijve. "Lëvizja Socialiste për Integrim është partia e të rinjve. Është forca e vetme politike që i kupton shqetësimet, dëshirat e rinisë dhe që asnjëherë se ka tradhtuar fjalën e dhënë për përkrahje pa kushte ndaj brezit të ri. Rinia shqiptare e 2018: Meriton dhe duhet të kishte mundësi për punësim të mirë-paguar në Shqipëri. Meriton dhe duhet të kishte arsim cilësor për një karrierë në profesion, këtu në Shqipëri. Meriton dhe duhet të kishte shanset e nevojshme për të siguruar vetë jetën, siç e kanë bashkëmoshatarët në Evropë. Por jo, sot çdo ditë e më shumë të rinj po largohen nga Shqipëria. Sepse ajo që i ka ofruar rilindja e krimit të Edi Ramës është droga në shkolla, arsimim pa cilësi, pamundësi punësimi, varfëri ekonomike e sociale, depresion, gjendje stresi e ankthi, vrasje shprese për të ardhmen. Kjo nuk është ajo që meritojnë ata që janë e ardhmja e vendit. Nuk ka pse largohet rinia nga Shqipëria, të largohet Edi Rama dhe Rilindja që vrau shpresën. Ndaj misioni ynë është të bëjmë që Shqipëria t`i përkasë të rinjve dhe ëndrrave tona. Ta bëjmë Shqipërinë vendin tonë, vendin ku të parët janë rinia JO krimi dhe oligarkia! Përballja me sistemin kriminal të rilindjes tashmë nuk është një betejë politike, por është një luftë e vërtetë për mbijetesë mes të mirës dhe te keqes. Nënshtrimi meriton vetëm refuzim! E ardhmja shkruhet nga ata që kanë guximin të besojnë të vetja, ndaj siç kemi fituar çdo betejë, të vazhdojmë të guxojmë, të luftojmë për t'i dhënë rinisë shqiptare fitoren e të ardhmes që meritojmë! Ky është misioni jonë, kjo është kauza e LRI. Ndaj është detyra e gjithsecilit prej nesh, në shtabet drejtuese që bëjmë pjesë, të shkojmë te çdo i ri e të çdo e re, të forcojmë punën me votuesit për herë të parë, gjimnazistët do duhet të shtojnë punën në çdo gjimnaz të vendit, studentët do të shtojnë punën jo vetëm në të gjitha degët e universiteteve të tyre por do të nisin kontaktet edhe me studentët që janë jashtë kufijve. Një rol i rëndësishëm i takon dhe profesionistëve të rinj për të shtuar radhët dhe përçuar mesazhin tonë kudo ku ka rini"- theksoi dje kryetarja e LRI-së, Floida Kërpaçi.




**Misioni i LRI-së**

Gjithashtu, Kërpaçi theksoi se LRI nuk është thjesht organizim partiak, misioni i të rinjve të LSI-së është triumfimi i vlerave dhe ëndrrave të rinisë shqiptare për t`i dhënë fund antivlerave, kriminalitetit dhe dëshpërimit mbjellë nga rilindja, që ka vrarë shpresën dhe të ardhmen e çdo të riu që jeton në Shqipëri. "Kemi mbledhur sot këtë takim organizativ me shtabet drejtuese të Lëvizjes Rinore për Integrim nga e gjithë Shqipëria, sepse si asnjëherë më parë të rinjtë kanë nevojë për tu bashkuar kundër sfidave madhore që po i shkatërron jetën e të ardhmen brezit tonë. Të nderuar anëtarë të shtabeve drejtuese të LRI. Ju jeni ata që në fushatën e fundit zgjedhore të vitit 2017, me kurajë, energji rinore dhe besnikëri për tu admiruar keni përballur presionin politik dhe kriminal të rilindjes së Edi Ramës. Ju jeni ata që keni përballuar të gjitha protestat dhe keni dalë për të ngritur zërin kundër padrejtësive dhe poshtërsive të kësaj qeverie kriminale që po e detyron rininë të largohet nga Shqipëria. Të gjithë vini nga familje të thjeshta, ku prindërit familjen e mbajnë me djersë dhe punë të ndershme. Gjimnazistë, studentë, profesionistë të rinj, që e kuptoni më mirë se kushdo tjetër realitetin dhe se çfarë duhet ndryshuar që rinia të besojë te e ardhmja në Shqipëri. Ne të gjithë jemi krenar për atë që secili prej jush përfaqëson dhe jemi mirënjohës për angazhimin, punën tuaj dhe për vlerat që i keni shtuar forumit e lëvizjes tonë politike. Edhe pse në moshë të re, ju keni marrë përsipër një përgjegjësi të madhe. Sepse LRI nuk është thjesht organizim partiak, misioni i të rinjve të LSI-së është triumfimi i vlerave dhe ëndrrave të rinisë shqiptare për t`i dhënë fund antivlerave, kriminalitetit dhe dëshpërimit mbjellë nga rilindja, që ka vrarë shpresën dhe të ardhmen e çdo të riu që jeton në Shqipëri", tha Kërpaçi.

LSI NDEZ MOTORRËT E FUSHATËS – NËNKRYETARI I LRI-SË: GJENDEMI NË NJË SITUATË TEJET KRITIKE PËR VENDIN

# Klevi Pojana: Të luftojmë për të fituar Shqipërinë e standardeve evropiane

Nënkryetari i LRI-së, Klevi Pojana në fjalën e tij të mbajtur në takimin e zgjeruar me strukturat e LRI-së theksoi se ka ardhur momenti që t`i lihet fasada "Rilindjes" së dalë boje dhe të nisë nga të rinjtë modeli i ndryshimit. Pojana tha se të rinjtë sot duhet të flasin dhe të luftojnë për të fituar Shqipërinë e standardeve evropiane. "Sot po u drejtohem ju anëtarë të Lëvizjes Rinore për Integrim, por nëpërmjet jush dhe çdo të riu në Shqipëri, gjendemi në një situatë tejet kritike për vendin. Situatë që ka ngritur pikëpyetje të mëdha për të ardhmen. Sipas sondazheve më të fundit 79% e të rinjve shqiptarë nga mosha 15 në 29 vjeç duan të largohen përgjithmonë nga vendi. Kjo është norma më e lartë në botë dhe me diferencë të theksuar me vendet e tjera. Është e tmerrshme të thuhet, por vendi ynë lë pas dhe ato vende që gjenden ne lufte. Varfëria, papunësia, një sistem i kapur i drejtësie, shkatërrimi i sistemit arsimor publik, kriminaliteti, kriza ekonomike, korrupsioni i koncesioneve e PPP-ve, mungesa e sigurisë në çdo fushë ka vrarë tek shqiptarët shpresën se ky vend mund ti ofrojë një të nesërme pozitive. Por pavarësisht të gjithave, Shqipëria është vendi ynë, vendi i të parëve tanë dhe pa diskutim duhet të jetë vendi ku dhe pasardhësit tanë do të ndërtojnë jetën e tyre. Shqipëria është e të gjithëve ne së bashku, shumë më shumë se e një grupi njerëzish që sot e drejtojnë atë. Shqipëria i përket të ardhmes dhe e ardhmja i përket pa diskutim rinisë. Të dashur miq, ne kemi zgjedhur të jemi pjesë e një forumi rinor dhe e politikës aktive çka na obligon të ofrojmë alternativë konkurruese dhe jo thjeshte propagandë boshe. Le t'ia lëmë fasadën 'Rilindjes' së dalë boje dhe le të nis nga ne modeli i ndryshimit. Le të jemi ne iniciatorët për më shumë politika pozitive për rininë dhe vendin tonë. Le ti shohim sfidat tona në sy dhe të besojmë fort se duke u mbështetur tek Zoti, kombi, familja dhe vlerat tona më të mira kombëtare ne mund të ndërtojmë një të nesërme më të mire. Ne duhet të motivojmë të rinjtë anembanë vendit, në çdo gjimnaz, universitet, lagje, fshat e qytet se askund më shumë se në Shqipëri nuk vlen të ndërtohet e ardhmja jonë. Çdo ditë e më shumë bindem se çdo brez i takon të fitojë luftën e tij. Gjyshërit tanë fituan luftën për çlirim, prindërit tanë fituan luftën për liri e demokraci, na takon ne të luftojmë për të fituar Shqipërinë e standardeve evropianë. Rinia mundet, Rinia është shpresa e një kombi, prandaj na takon të jemi sot më të vendosur se kurrë për kauzën tonë"- u shpreh dje nënkryetari i LRI-së, Klevi Pojana.



ISH-KRYETARJA E KUVENDIT

# Jozefina Topalli merr detyrë të re



Dy vite pasi nuk u përfshi në listat e Partisë Demokratike si deputete, Jozefina Topalli merr një detyrë të re. Ish kryetarja e Kuvendit të Shqipërisë është emëruar si eksperte e misionit të OSBE-së në Malin e Zi. Lajmi bëhet me dije nga Parlamenti malazez, teksa thuhet se Jozefina Topalli ka zhvilluar një takim me kryetaren e Komisionit Legjislativ, Marta Sçepanoviç dhe anëtaren Jovanka Laliçiç. Në takim dy palët folën për bashkëpunimin e suksesshëm mes Parlamentit të Malit të Zi dhe Misionit të OSBE-së në Malin e Zi, duke u fokusuar në përmirësimin e kapaciteteve të Parlamentit përmes mbështetjes për disa organe punuese. Jozefina Topalli ka një karrierë të gjatë në politikë, por pas "përjashtimit" nga PD dhe kritikave ndaj kreut të PD Lulzim Basha, ajo ka vendosur të mos jetë aktive në arenën politike shqiptare.

MINISTRI PËR EUROPËN DHE PUNËT E JASHTME

# Bushati në Budva: Bashkëpunimi rajonal garanton stabilitet




Ministri për Europën dhe Punët e Jashtme, Ditmir Bushati, mori pjesë në takimin e Ministrave të Jashtëm të Ballkanit Perëndimor WB6 që u zhvillua në Budva, Mali të Zi nga 29-30 nëntor. "Ky takim vjen në një moment të rëndësishëm për rajonin, por edhe për BE-në. Është me rëndësi të sigurojmë vazhdimësinë e aktiviteteve të mëparshme rajonale, si dhe të kontribuojmë në rritjen e bashkëpunimit reciprok, si mjet për garantimin e stabilitetit dhe ndërlidhshmërisë në rajon", thekson Bushati. Ministri Bushati shprehet se "ne nuk mund të kemi qëndrime të ndryshme bashkëpunimi, një për Ballkanin Perëndimor si platformë, e cila mbështetet nga aktorë të rëndësishëm të BE-së dhe nga ana tjetër të jemi përzgjedhës në bashkëpunim në platforma të tjera rajonale.

"Kushtetuta e Kosovës megjithatë e përjashton mundësinë e bashkimit me një shtet tjetër"

# Qeveria gjermane: Shqipëria rol pozitiv në rajon

Shqipëria luan parimisht një rol pozitiv në rajon dhe në Shqipëri nuk ka aktivitete ose parti që e mbështesin idenë e bashkimit me Kosovën. Kështu iu përgjigj qeveria gjermane një kërkese të deputetëve Markus Frohnmaier, Dietmar Friedhoff dhe grupit parlamentar "Alternativë për Gjermaninë" (AfD), që e ka redaksia e Deutsche Welle-s, për rolin e Shqipërisë në rajon dhe kriminalitetin e shqiptarëve në Gjermani. "Në Shqipëri ekziston konsensus mbipartiak për anëtarësinë në NATO, integrimin në BE, për një shtet demokratik dhe kushtetues dhe për mirëkuptim në politikat rajonale", thuhet ndër të tjera në dokument, publikuar nga DW. "Në qeverisjen e kryeministrit Edi Rama ka pasur afrim me Republikën e Serbisë, sidomos në vazhdën e procesit të Berlinit. Në vitet 2014 dhe 2015 janë shkëmbyer dy vizitat e para reciproke në nivel kryeministrash që nga vitet 1940. Në vitin 2015 dy kryeministrat e dy vendeve hodhën idenë për krijimin e një organizate bashkëpunimi rajonal për të rinjtë, e cila filloi punën në vitin 2017 me seli në Tiranë", thuhet më tej në dokument.



© picture-alliance/R. Goldmann

Qeveria gjermane argumenton se "qeveria shqiptare bën përpjekje për marrëdhënie të fqinjësisë së mirë. Pyetjet e hapura në raportet me Greqinë po bisedohen në mënyrë konstruktive që prej vitit 2017. Shqipëria i ka mbështetur të gjitha vendimet e marra në politikat e përbashkëta të jashtme dhe të sigurisë. Prej vitit 2009 Shqipëria është anëtare e NATO-s. Dhe për vitin 2020 synon të marrë në dorë kryesinë e radhës së OSBE-së, duke u rrekur kështu të marrë përgjegjësi përtej kufijve rajonalë". AfD bën pyetje edhe lidhur me idenë e bashkimit etnik të shqiptarëve, ose siç quan ajo "Shqipëria e Madhe". "Shqipërinë dhe Republikën e Kosovës i lidhin marrëdhënie të ngushta bilaterale. Shqipëria e sheh gjuhën dhe kulturën shqipe si një pikë kontakti për bashkëpunimin ndërkufitar, sidomos me Kosovën", përgjigjet Ministria e Jashtme.

"Në Kosovë është lëvizja opozitare 'Vetëvendosje' e vetmja që e mbron këtë ide. Kushtetuta e Kosovës megjithatë e përjashton mundësinë e bashkimit me një shtet tjetër. Qeveria federale e ka bërë të qartë disa herë se ajo nuk mbështet ndryshime territoriale në Ballkan mbi bazën e kritereve etnike", theksohet në dokument. E pyetur rreth deklaratave të kryeministrit shqiptar Edi Rama në prill 2018 në lidhje me mundësinë e bashkimit me Kosovën, nëse mbyllen portat e BE-së, qeveria përgjigjet: "Në Shqipëri, sikurse edhe në vende të tjera të rajonit, diskutohen vazhdimisht alternativat e mundshme, në rast se nuk do të ketë anëtarësim në BE. Nga ana tjetër është e qartë se Shqipëria synon anëtarësimin në BE dhe po bën reformat e nevojshme për të", përgjigjet qeveria. Gjithashtu, qeveria gjermane thotë se nuk është në dijeni për aktivitete "nacionalistësh shqiptarë" në Mal të Zi dhe Greqi. Sipas informacioneve të qeverisë federale gjermane, në Shqipëri, nuk ka parti politike që mbështesin bashkimin e gjithë shqiptarëve etnikë në një shtet. Pyetjes në lidhje me ekstremistë shqiptarë në Gjermani, qeveria i përgjigjet se nuk di që të ketë struktura ose tubime ekstremiste shqiptarësh në Gjermani.

DEPUTETJA E PD

## Grida Duma: Djegia e mandateve, vendim i forumeve të partisë



Deputetja demokrate Grida Duma deklaroi dje t se djegia e mandateve ose jo do të jetë një vendim i forumeve të Partisë Demokratike. Nisur nga bojkoti i parlamentit nga opozita që prej shtatorit, në studion e emisionit "Kjo Javë" në News24, Duma tha se nuk e di si procedurë se kur përcaktohen 6 muaj mungesë në parlament por se do jetë një vendim shumice. "Nuk e di si procedurë. Nuk besojmë se do arrijmë deri atëherë. Nuk e di kur do të fillojë numërimi. Ne s'kemi qenë që në shtator. Mund ta fillojnë nga fillimi i sesionit të ri apo dhe nga korriku", tha ajo. Ndërsa gazetarja Nisida Tufa i ka përmendur rastin e ish-ministrit të Brendshëm Saimir Tahiri që u paraqit në parlament në kufijtë kohor, Duma tha se "paraqitja njëherë në 6 muaj është trashëgimi socialiste dhe Nano e bënte këtë. Nuk ka lidhje me ne". "Nuk ka lidhje me parashikimin, ka të bëjë me vendimin që i mbetet forumeve të partisë. Është vendim shumice. Është aksion politik jo karrierash dhe ambiciesh. Do na kthente në parlament reagimi i maxhorancës. Duhet të ulen dhe të diskutohet në mënyrë konstruktive", deklaroi deputetja e PD. Ajo theksoi se maxhoranca e çoi vettingun në politikë tek Venecia se do të fitojë kohë. "Reforma në drejtësi për ne është një paketë që po dështon në aplikim jo në teori", u shpreh Duma.

Deputeti i PD-së në krah të avokatit të banorëve: Arrestimi i protestuesit i paligjshëm

# Gjykata liron dy banorë të zonës së "Astirit", Balliu: Protesta do vazhdojë

Dy prej banorëve që u arrestuan pak ditë më parë nga policia me akuzën për shkatërrim prone dhe akte vandalizmi kanë lënë paraditen e djeshme qelitë. Bëhet fjalë për Kujtim Yllin dhe Romeo Llullën. Gjykata e ka shpallur dje të paligjshëm arrestimin e Yllit nga ana e Policisë, ndërsa ka lënë në arrest shtëpie Llullën. Pas këtij vendimi, nga ambientet e Gjykatës në një prononcim për mediat, avokati i të akuzuarve tha se do të merren urdhrat e ekzekutimit nga Prokuroria dhe do të zbatohen. Për Kujtim Yllin janë rrëzuar të gjitha akuzat për shkatërrim prone, pasi nuk janë gjetur prova që e implikojnë, ndërsa për Romeo Llullën nga arrest me burg është vendosur arrest shtëpie për aktet e vandalizmit. Ata u ndaluan nga policia tre ditë më parë pas protestës ku bllokuan rrugën me blloqet e betonit, dhe sipas bluve thyen sinjalistikën dhe prishën rrethimin e kantierit të firmës së ndërtimit. 20 persona të tjerë janë proceduar në gjendje të lirë. Banorët e Unazës së Re kanë 28 ditë që protestojnë duke kërkuar dëmshpërblim të plotë për pronat ndërsa tre prej tyre ndodhen në burg. Në arrest me burg ndodhen Dorian Prododuari dhe Iliaz Katjora, i cili qëlloi kryeministrin me këpucë dhe Daniel Dobra, i cili akuzohet se plagosi efektiven e policisë. Ndërkaq, deputeti i PD-së




Klevis Balliu, i cili u shfaq në krah të avokatit të banorëve të zonës së "Astirit", e quajti akt të turpshëm të qeverisë që sipas tij kërkon t'iu bëjë presion banorëve nëpërmjet arrestimeve të paligjshme. "Arrestimet dhe shoqërimet janë politike dhe masat që u ndërmorën, ishin shpallja ose arrestim i paligjshëm për Kujtim Yllin sepse dukshëm arrestimi ishte thjesht politik për të ushtruar presion ndaj banorëve të cilët bëjnë sot 28 ditë që po protestojnë. Është një akt i turpshëm i kësaj qeverie që kërkon t'iu bëjë presion këtyre banorëve me anë të shoqërimeve dhe arrestimeve të paligjshme siç e vendosi dhe gjykata për rastin e zotit Ylli. Patjetër që do lirohet", deklaroi Balliu. Ai i bëri thirrje kryeministrit Edi Rama dhe kryetarit të Bashkisë Erion Veliaj të tërhiqen nga këto akte, që i quajti barbare dhe sulm ndaj sistemit demokratik. Balliu tha se PD do vazhdojë të mbështesë protestën e banorëve. "Dua t'i bëj thirrje qeverisë së Ramës, Erion Veliajt të tërhiqen nga këto akte barbare që janë një sulm jo vetëm ndaj protestës por ndaj vetë sistemit demokratik që është vendosur në Shqipëri që e kanë vendosur këta qytetarë me protesta dhe luftën ndaj regjimit komunist. PD do t'i mbështesë qytetarët e Unazës së Re si dhe çdo qytetar që lufton për një kauzë të drejtë për një kauzë ligjore si në rastin e kauzës së banorëve të Unazës së Re. Këto presione nuk funksionojnë me këta banorë. Këta banorë nuk lodhen, nuk do lodhen, protestat do vazhdojnë, mbështetja e PD do të vazhdojë dhe në fund do triumfojë Unaza, do të triumfojë Tirana, do të triumfojë demokracia kundër një regjimi banditest autoritar të klikës Rama-Veliaj", deklaroi deputeti demokrat, Klevis Balliu.

BOJKOTI NË KUVEND - DEPUTETJA DEMOKRATE E PAQARTË PËR PROCEDURËN PARLAMENTARE EPËR DJEGIEN E MANDATEVE

# "Unaza", Duma: Deri më tani banorët janë të fituar përballë qeverisë

Deputetja e Partisë Demokratike, Grida Duma u shpreh se banorët e zonës së "Astirit" të cilët preken nga projekti i Unazës së Re deri më tani janë të fituar përballë qeverisë, pasi nëse do të ishte në një situatë tjetër shtëpitë e tyre do ishin prishur. "Deri në këtë moment i shoh të fituar banorët. Po të ishim në një situatë tjerët do të ishin prishur shtëpitë. Kjo do të thotë se falë rezistencës së tyre banorët janë të fituar. Ata e njohin mirë situatën e tyre dhe kemi të bëjmë me qytetarë të cilët thonë se e kuptojnë se po bëhet një vepër publike, por shpronësimi dhe vlera e shtëpisë i takon atyre dhe kjo është në legjitimitetin e tyre. Rasti në Shkozë ishte precedenti që nuk iu dha asnjë letër nga prishësit dhe ata nuk shkuan dot as në proceset ligjore. Nëse ata dalin nga shtëpia pa letër të qartë për shpronësimet ata janë të humbur në këtë betejë"- tha Duma. Në një intervistë për Neës 24, deputetja demokrate u shpreh se banorët nuk janë kundër projektit, por ata duan dëmshpërblim me vlerën e tregut. Sipas saj, Rama bën ping-pong me këtë çështje dhe ia kalon topin ministrave të cilët ajo i konsideroi si ministrja kukulla. "Rama e ka



treguar se bënte ping-pong edhe me çështjen 'Fusha' por nuk firmoste vetë dhe ia kalon topin ca ministrave kukulla. Ata ja kalojnë topin njëri-tjetrin. Topi kalon tek ca firmëtarë. Kushdo që firmos në kundërshtim me te drejtat e qytetarëve mos mendojnë se do mbyllet me kaq. Ata janë njerëz të vuajtur edhe pse mund të kenë edhe shtëpi të tjera. Banorët pranojnë projektin, por thonë më thoni sa bën prona e tyre. Banorët janë të painformuar dhe kjo qeveri kërkon ta kalojë në errësirë. Në vendin tonë ka probleme me hipotekat"- tha deputetja e PD-së, Grida Duma.

**Mandatet**

Deputetja demokrate Grida Duma deklaroi se djegia e mandateve ose jo do të jetë një vendim i forumeve të Partisë Demokratike. Nisur nga bojkoti i parlamentit nga opozita që prej shtatorit, Duma tha se nuk e dinte si procedurë se kur përcaktohen 6 muajt mungesë në parlament, por shtoi se ky do jetë një vendim shumice. "Nuk e di si procedurë. Nuk besojmë se do arrijmë deri atëherë. Nuk e di kur do të fillojë numërimi. Ne s'kemi qenë që në shtator. Mund ta fillojnë nga fillimi i sesionit të ri apo dhe nga korriku", tha ajo. Ndërsa moderatorja Nisida Tufa i ka përmendur rastin e ish-ministrit të Brendshëm Saimir Tahiri që u paraqit në parlament në kufijtë kohor, Duma tha se "paraqitja njëherë në 6 muaj është trashëgimi socialiste dhe Nano e bënte këtë. Nuk ka lidhje me ne. Nuk ka lidhje me parashikimin, ka të bëjë me vendimin që i mbetet forumeve të partisë. Është vendim shumice. Është aksion politik jo karrierash dhe ambiciesh. Do na kthente në parlament reagimi i maxhorancës. Duhet të ulen dhe të diskutohet në mënyrë konstruktive", deklaroi deputetja e PD-së. Në vijim, ajo theksoi se mazhoranca e çoi vettingun në politikë tek Venecia se do të fitojë kohë. "Reforma në drejtësi për ne është një paketë që po dështon në aplikim jo në teori", u shpreh dje deputetja demokrate, Grida Duma.

QËNDRIMI

## PD: Policia dhunoi protestuesit dhe mediat te "Astiri"



Partia Demokratike ka shpërndarë pamjet e arrestimeve të protestuesve pasditen e djeshme në protestën e Unazës së Re. Në pamje shihen sesi efektivët e policisë kanë ndërhyrë për të marrë me forcë në makinë disa nga protestuesit. "Video qe tregon sesi policia ka ndërhyrë brutalisht, rreth 200 metra larg vendit ku u zhvillua protesta në Unazën e re dhe duke ushtruar dhune ka marre forcërisht protestuesit duke i shoqëruar ne komisariat. Gjate kësaj ndërhyrje ka pasur edhe veprime te dhunshme nga efektivat e policisë ndaj gazetareve dhe kameramanëve qe po filmonin ne vendin e ngjarjes",- thuhet në komentin bashkëngjitur videos së publikuar dje nga PD-ja.

BANORI I "ASTIRIT"



## U lirua nga Gjykata, Kujtim Ylli: Kam qenë me duar në xhepa. Do të vijoj të protestoj

Gjykata e Tiranës e ka cilësuar si të paligjshëm arrestimin e Kujtim Yllit, një nga protestuesit e ndaluar pak ditë pas protestës së dhunshme ku u hodhën disa blloqe betoni, ndërsa u shkulën dhe disa nga mjetet rrethuese të rrugës. Në një intervistë për mediat gjatë protestës së djeshme, Kujtim Ylli u shpreh i vendosur se do të vijojë që të protestojë për banesën e tij. Ai u shpreh se nuk është dhunuar nga policia, ndërkohë që vlerësoi dhe vendimin e gjykatës që sipas tij është i drejtë. "Në radhë të parë. Ju falënderoj motra dhe vëllezër. Ju falënderoj që po përpiqeni me mish dhe me shpirt për të drejtën e tyre. Kam qenë me duar në xhepa si qytetar i drejtë. Vajta unë dhe thash kam protestuar për shtëpinë time. Policinë e falënderoj nuk më ka ngacmuar njeri, nuk më ka prekur njeri. Falënderoj gjykatën. Nuk jam shpellar unë, jam Kujtim Ylli dhe do mbetem i njëjtë. Do vijoj që të protestoj sepse kam 27 vjet në atë banesë. Ma prish shtëpinë mua ti!? Kush je ti more zotëri?! Mos të na shqetësojnë me policë. Nuk e prek dot njeri shtëpinë time. Më kanë respektuar të gjithë. Shtëpia është mëkat të prishet. Shtëpia është e shenjtë. Falënderoj shumë dhe Klevis Balliun."- u shpreh Kujtim Ylli.

I ndaloi pas asnjë motiv, pas 1 ore policia detyrohet ti lirojë 5 banorët e Astirit: Qeveri kriminele!

# Dita e 28 e protestave tek Unaza e re, policia dhunon banorët dhe mediat

Momente të forta tensioni kanë shoqëruar pasditen e të shtunës protestën e banorëve të unazës së re në Tiranë. Banorët e unazës, të cilëve iu prekën pronat nga zgjerimi i rrugës rreth një orë pas fillimit të protestës janë përplasur me policinë, e cila në mënyrë të beftë dhe demonstrative shoqëroi në komisariat pesë persona. Banorët thanë se mes të shoqëruarve ishte dhe një i mitur, 14-vjeçar, por kjo u mohua zyrtarisht nga policia, ndonëse Partia Demokratike përmes një sqarimi për mediat tha se deputeti Klevis Balliu e shoqëroi në automjetin e policisë. Ndërkohë, gjatë kësaj përplasjeje me banorët uniformat blu kanë tentuar të ndalojnë operatorët e televizioneve të filmonin pamjet e para të arrestimeve pa motiv në rrugë të banorëve të mbledhur në mbrojtje të pronave të tyre të cilat rrezikohen nga shembja si rezultat i zbatimit të projektit të Bashkisë së Tiranës për zgjerimin e unazës së madhe. Nga pamjet që vinin jo vetëm nga televizionet, por dhe nga vetë qytetarët shihej se policia ndërhyri brutalisht, rreth 200 metra larg vendit ku po zhvillohej protesta në Unazën e Re, duke ushtruar dhunë, ku dhe ka marrë forcërisht protestuesit, duke i shoqëruar në komisariat. Gjatë kësaj ndërhyrjeje ka pasur edhe veprime të dhunshme nga efektivat e policisë ndaj gazetarëve dhe kameramanëve që po filmonin në vendin e ngjarjes. Dhuna ndaj operatorëve të medias, ka ardhur pasi këta të fundit kanë filmuar momentin e arrestimit të protestuesve, ku policia nuk njeh më asnjë rregull në menaxhimin e protestave, por qëllon kush i del para.




### Lirimi i banorëve

Policia e kryeqytetit ka liruar 5 banorët e zonës së Astirit të cilët u shoqëruan në komisariat gjatë mbrëmjes së djeshme menjëherë pas mbylljes së protestës, ku nuk munguan dhe konfrontimet me policinë. Pasi janë marrë në pyetje për afro më shumë se 1 orë në dy Komisariatet e kryeqytetit, banorët janë lënë të lirë. Konkretisht, mësohet se në Komisariatin e Policisë nr.6 ishin shoqëruar shtetasit Gentian Gjoni, Altin Cejku, ndërsa në Komisariatin e Policisë nr.3, Shkëlzen Sadikaj, Dritan Cejku dhe Adriatik Cejku. Menjëherë pas ndalimit të tyre, disa protestues u mblodhën pranë ambienteve të Komisaritatit nr. 6 ku pritën lirimin e të ndaluarve. Forcat e policisë gjatë momentit të shoqërimit kanë hasur rezistencën e deputetit të PD-së, Klevis Balliu, i cili i është afruar furgonit të policisë për të qenë pranë banorëve. Ndërkohë në një intervistë për mediat, Altin Çejku një nga protestuesit i cili u la i lirë, u shpreh se do të vijojë të protestojë. "Kemi 28 ditë që protestojmë, nuk na është përgjigjur njeri. Nuk tërhiqemi nga protesta. Në komisariat nuk më kanë goditur. Protesta nuk ka organizator, jemi në që mbrojmë pronëm. Na pyesin kush është organizatori, nuk ka organizator!"– u shpreh ai. Ndërkohë deputeti Klevis Balliu shoqëroi në furgonin e policisë një protestues të mitur të ndaluar nga policia. Deputeti Balliu tha se e shoqëroi të ndaluarin në furgonin e policisë, sepse policia ishte e dhunshme dhe prania e tij do të ndalonte abuzimin fizik.




### Protesta

Banorët e zonës së "Astirit" në Tiranë vijojnë protestën e tyre, prej 29 ditësh, me anë të së cilës kërkojnë dëmshpërblim 100% në vlerën e tregut për objektet që preken nga projekti i "Unazës së Madhe'. Protestës së tyre, prej ditësh u janë bashkuar edhe deputetët e opozitës. Kreu i PD-së, Lulzim Basha i pranishëm dy ditë më parë në protestë, kërkoi anulim të projektit, të cilin e cilësoi një aferë të mirëfilltë kriminale. E shtuna ishte dita e 28 e protestës, ndërkohë që banorët thonë se nuk do të ndalen deri në tërheqjen e qeverisë. Ata kërkojnë që banesat e tyre mos prishen, ose të dëmshpërblehen në masën 100%. Edhe pasditen e djeshme protestuesit tek Unaza e re i kanë bërë thirrje Edi Ramës që të dorëzohet dhe të tërhiqet nga vendimi për prishjen e banesave, në të kundërt do të rrëzohet. "Poshtë Edi Rama, poshtë qeveria", me këto thirrje banorët i kanë kërkuar Ramës të tërhiqet nga prishja e shtëpive pasi nuk do ja arrijë kurrë qëllimit. Banorët janë shprehur të bindur se askush nuk do të mund ti përçajë dhe as ti largojë ata nga shtëpitë e tyre. Deputeti i LSI-së Endrit Braimllari, në një prononcim nga protesta u shpreh pasditen e djeshme se banorët janë në të drejtën e tyre legjitime në këtë protestë. Braimllari theksoi se opozita do të jetë në mbështetje të banorëve dhe se është i bindur se ato do të fitojnë këtë betejë. "E kemi thënë që banorët janë në të drejtën e tyre legjitime. Është terrori i Edi Ramës për këto banorë. Këto banorë janë të vendsur për të shkuar deri në fund, sepse po mbrojnë pronën e tyre. Nuk mund të arrestosh një protestues që proteston për të drejtën e tij. Edi Rama duhet të distanacohet nga ky terror. Edi Rama është shkaktari kryesor i varfërimit të vendit. Sot ai ka ardhur te prona e qyetarëve, ai po dhunon pronën e qyetarëve të pastrojë paratë e pista të drogës. ne e vlerësojmë protestën e tyre si legjitime. Sot shqiptarët po protestojnë për të drejtën themelore të tyre.Ne jemi të vendosur për të qenë në mbështetje të kësaj proteste. Nuk kam dyshim që këto banorë do të fitojnë, pasi janë në të drejtën e tyre", u shpreh Endrit Braimllari.

KOHA JONË 8
E diel, 2 dhjetor 2018

# Ndahet nga jeta ish presidenti amerikan George H.W Bush


© picture alliance/AP

George H. W Bush, presidenti i 41-të i Shteteve të Bashkuara të Amerikës, ka ndërruar jetë në moshën 94 vjeçare. Bush ishte president i SHBA-së nga viti 1989 deri më 1993 – në një periudhë të rëndësishme të shekullit të 20-të, ku ishte dëshmitar i rënies së Perdes së Hekurt dhe Bashkimit Sovjetik. "Amerika nuk është e plotë derisa nuk është e përfshirë në parimet e moralit të lartë. Ne si njerëz kemi këtë qëllim sot. Miqt e mi, kemi punë për të bërë". George Bush, tha këto fjalë në inaugurimin e tij në vitin 1989 dhe nisi mandatin që zgjati deri në përfundimin e Luftës së Ftohtë. Mandati i tij i vetëm në detyrë ka rastisur me rënien e Perdës së Hekurt dhe Bashkimit Sovjetik dhe shndërrimit të SHBA-së në fuqi botërore të vetme. Bush kishte hyrë në luftë me Irakun – pasi kjo e fundit kishte pushtuar Kuvajtin – që më vonë u shndërrua në Luftën e Gjirit duke detyruar forcat e Saddaim Husseinit të tërhiqen, dhe krijoi një partneritet të ri strategjik me Rusinë që do të përfshinte reduktimin e rezervave të armëve bërthamore.

Para se të merrte detyrën, rezymeja e gjatë e presidentit Bush përfshinte edhe dekoratën e veteranit të Luftës së Dytë Botërore, punës si naftëtar, kryesues i Agjencisë Qendrore të Inteligjencës, dy mandate si zëvendëspresident, ambasador në Kombet e Bashkuara dhe në Kinë, baba i presidentit dhe urryes i brokolit. George H.W Bush po ashtu ishte presidenti që ka jetuar më gjatë. "Jeb, Neil, Marvin, Doro dhe unë jemi të pikëlluar të njoftojmë se pas 94 viteve të shkëlqyeshme, babai jonë ka ndërruar jetë", tha djali i tij, George W. Bush, ish president, në një njoftim në Twitter. George H.W. Bush ishte njeri me integritet të lartë dhe babai më i mirë që një bir apo vajzë mund të kërkonte", shtoi ai. Bush kishte lindur në Massachusetts më 1924 në një familje të udhëhequr nga babai i tij, senatori Prescott Bush. George H. W Bush ka vazhduar traditën politike të familjes, duke shërbyer dy herë si zëvendëspresident gjatë presidencës së Ronald Reagan, para se të zgjidhej vet president dhe pastaj të shndërrohej në baba të presidentit George W. Bush – nga viti 2001 deri më 2009 – dhe guvernatorit të Floridas Jeb Bush. Bush kishte kryer edukimin në shkolla elitare dhe ishte bërë pjesë e marinës së Shteteve të Bashkuara më 1942, ku kishte marrë pjesë në 58 misione.

Pas shërbimit të tij ushtarak, Bush ka studiuar në Universitetin Yale. Ai u martua me Barbara Pierce më 1945 dhe në atë kohë kishte filluar biznesin e naftës në Teksas. Pas dy dekadave, ai u fut në politikë. Bush ishte i martuar me Barbaran për 73 vite, martesa më e gjatë e çifteve presidenciale. Gruaja e tij, që konsiderohej zonja e parë më e famshme në historinë e SHBA-së, ka ndërruar jetë në prill të vitit 2018. Bush kishte humbur ulësen në Senat dhe kishte fituar ulëse në Shtëpinë e Përfaqësuesve para se të fitonte vëmendjen e presidentit Richard Nixon, i cili e emëroi si ambassador në Kombet e Bashkuara. Pasardhësi i presidentit Nixon, Gerald Ford, kishte emëruar Bushin drejtor të CIA-s.

Më 1980, Bush u nominua për president, por pësoi disfatë nga Reagan. Bush ishte emëruar zëvendëspresident në qeverisjen e Reagan, përkundër kundërshtimeve të tij rreth politikave ekonomike ndaj presidentit Reagan. Bush, gjatë presidencës ishte përkushtuar në politikën e jashtme, në kohën kur Bashkimi Sovjetik po jepte shenja të rënies. "Periudha e totalitarizmit po përfundon, një periudhë e re po vjen dhe një komb i lirë është i gatshëm të vazhdojë përpara", tha Bush në fjalimin e tij të inaugurimit. Bashkimi Sovjetik pësoi rënie dhe Bush punoi për të sjellë një rend të ri botëror. Ai punoi që shtetet e dominuara komuniste të kthehen në frymën e demokracisë perëndimore dhe të përfshihen në ekonominë globale Përkundër sukseseve të tij ndërkombëtare, problemet ekonomike brenda Shteteve të Bashkuara nuk ia mundësuan Bushit mandatin e dytë. Fushata e presidentit demokrat Bill Clinton, arriti që të largojë mbështetësit e Bushit dhe t'ja pamundësojë mandatin e dytë. Më 1992, Clinton u inaugurua president. Pas daljes nga Shtëpia e Bardhë, Bush u shndërrua në ish president të Bush kishte vuajtuar nga sëmundja e Parkinsonit që e detyroi atë të përdorë karrocë elektrike që nga viti 2012. Përkundër viteve të gjata të punës dhe vullnetit të mirë për të ndihmuar të tjerët, vitet e fundit të Bushit ishin përfshirë me akuza, sidomos në vitin 2017, ku u akuzua për ngacmim seksual ndaj shtatë grave, por që nuk përfundoi në gjykatë.

**Europa e Lirë**

## HOMAZHET

# Liderët botërorë kujtojnë me nderim figurën e George H.W. Bush



Presidenti amerikan, Donald Trump u shpreh se përmes origjinalitetit të tij, shpirtit dhe përkushtimit të palëkundur ndaj besimit, familjes dhe vendit të tij, presidenti Bush frymëzoi gjenerata të tëra të shtetasve amerikanë. Si president ai i hapi rrugën për dekada me prosperitet.

Pasardhësi i tij, Bill Clinton president nga viti 1993 deri në 2001. Jam tepër mirënjohës për çdo minutë që kam kaluar me presidentin Bush dhe do e kujtoj gjithnjë miqësinë tonë si një nga dhuratat më të mëdha të jetës sime, pak amerikanë munden apo do të mund të krahasohen ndonjëherë me presidentin Bush për mënyrë sesi i kanë shërbyer SHBA-së. Barack Obama, presidenti amerikan nga 2009 deri në 2017. Amerika humbi një patriot dhe një shërbëtor të përulur, vija e ndjekur prej tij mundësoi reduktimin e përdorimit të armëve bërthamore dhe formimin e një koalicioni të gjerë ndërkombëtar për largimin e një diktatori të Kuvajtit. Diplomacia e tij ndikoi në dhënien fund të Luftës së Ftohtë pa shkëmbime zjarri. Lideri i fundit sovjetik, Mikhaïl Gorbatchev nderoi sot figurën e ish-presidentit amerikan, George H.W. Bush për rolin e tij në Luftën e Ftohtë dhe e cilësoi atë një partner të vërtetë. Disa udhëheqës gjermanë nderuan sot ish-presidentin amerikan, George H. W. Bush, i cili vdiq natën e premte dhe vlerësoi angazhimin e tij "të palëkundur" për ribashkimin gjerman në vitin 1989.






Zëdhënësi i kancelares gjermane Angela Merkel, Steffen Seibert: Ne po mbajmë zi për humbjen e presidentit George H. W. Bush, një mik i gjermanëve dhe nuk do të harrojmë kurrë kontributin e tij në ribashkimin tonë.

Presidenti francez, Emmanuel Macron: Ai ishte një udhëheqës i madh dhe një mbështetës i fortë i aleancës me Europën.

– Kryeministrja britanike, Theresa May: Ishte një burrë shteti i madh dhe një mik i vërtetë i vendit tonë. Duke pilotuar një fund të qetë të Luftës së Ftohtë, ai e bëri botën një vend më të sigurt për gjeneratat e ardhshme, duke punuar krah për krah me miqtë, kolegët dhe homologët e tij në Britani të Madhe.

/v.b/

Liderët politikë në Shqipëri dhe kosovar shprehin ngushëllime për vdekjen e ish-presidentit të SHBA

# Presidenti Meta: Xhorxh Bush, mik i madh dhe i shtrenjtë i shqiptarëve

*George H.W. Bush, presidenti i 41-të i Shteteve të Bashkuara është ndarë dje nga jeta, në moshën 94 vjeçare. Si president i SHBA dhe politikan me ndikim në SHBA dhe në arenën ndërkombëtare, emri i Bush vlerësohet nga shqiptarët për kontributin e tij për Kosovën dhe demokracinë në Shqipëri pas rënies së komunizmit. Në dhjetor 1992, George H. W. Bush nxori të ashtuquajturin "paralajmërim të Krishtlindjeve", një letër drejtur udhëheqësit të Serbisë Sllobodan Millosheviç, në të cilën thuhej se në rast të një konflikti në Kosovë të shkaktuar nga veprimi serb, SHBA do të jenë gati të përdorin forcën ushtarake. Pavarësia e Kosovës u realizua nën presidencën e djalit të tij George W. Bush në shkurt 2008.*





**Presidenti Meta: Mik i madh dhe i shtrenjtë i shqiptarëve**

Autoritet më të larta të shtetit shqiptar kanë shprehur ngushëllime për ndarjen nga jeta të politikanit të njohur. "Ai ishte një mik i madh dhe i shtrenjtë i shqiptarëve", shprehet në një postim në rrjetet sociale Presidenti i Republikës, Ilir Meta. "Jam thellësisht i pikëlluar për ndarjen nga jeta të Presidentit të 41 të SHBA George H.W. Bush. Ai ishte një burrë i madh shteti dhe një mbështetës i fortë i lirisë. Jam pranë familjes së tij dhe lutem së bashku me ta. Ai ishte një mik i madh e i shtrenjtë i shqiptarëve",- shkruan Presidenti Ilir Meta në mesazhin e tij në Twitter.



## Basha: Përjetë mirënjohës për mbështetjen

Një lajm i hidhur është cilësuar më tej nga kryeopozitari, ndërsa kreu i shtetit e vlerësoi si një burrë të madh shteti dhe një mbështetës të fortë të lirisë. "Përjetë mirënjohës për mbështetjen vendimtare për demokracinë në Shqipëri dhe sigurinë në Kosovë", do të shtonte më tej kryetari i Partisë Demokratike dhe opozitës shqiptare, Lulzim Basha.



## Ruçi: Presidenti Bush, një mik i madh i të gjithë shqiptarëve

Kreu i Kuvendit, Gramoz Ruçi ka shprehur ngushëllimet për ndarjen nga jeta të ish-presidentit të SHBA, Xhorxh Bush. Ruçi shprehet se Bush ishte një burrë shteti i shquar dhe një mik i shqiptarëve. "Presidenti Bush ishte mbështetës i zjarrtë i tranzicionit të Shqipërisë. Presidenti Bush ishte një mik i madh i të gjithë shqiptarëve",- thuhet ndër të tjera në mesazhin e kreut të Kuvendit.



## Thaçi: Bota do ta kujtojnë si patriot të pashoq

Mesazhe ngushëllimi për ndarjen nga jeta të Xhorxh Bush kanë bërë dhe politikanët në Kosovë. Presidenti i Kosovës, Hashim Thaçi tha se Bush do të kujtohet për deklaratën se Kosova është vija e kuqe për SHBA-në, që ja bëri regjimit të Milloshevigit.



"Populli amerikan, në emër të qytetarëve të Kosovës, i shpreh ngushëllimet më të sinqerta për vdekjen e Presidentit të 41-të të Shteteve të Bashkuara të Amerikës, George H.W. Bush. SHBA dhe bota do ta kujtojnë si patriot të pashoq dhe shembull të përkushtimit për të punuar për fuqizimin e demokracisë botërore dhe përhapjen e vlerave të lirisë. Kosova dhe shqiptarët do ta kujtojnë si president të parë, që qysh në fillim të viteve '90 ia bëri shumë qartë regjimit të Miloshevìçit, me Vërejtjen e Kërshëndellave, se Kosova është vijë e kuqe për SHBA. Bashkëndjejmë me familjen Bush dhe tërë popullin amerikan në këtë humbje të madhe", tha Thaçi në Facebook. Edhe kryeparlamentari Kadri Veseli, tha se Kosova gjithmonë do të jetë falenderuse ndaj kauzës për pavarësi të Kosovës së ish presidentit George H.W Bush.



## Haradinaj: Kosova humbi një mik të madh

Kryeministri i Kosovës Ramush Hardinaj ka reaguar me trishtim pas lajmit se ish-presidenti amerikan Xhorxh bush ndërroi jetë. Haradinaj shkroi në rrjetet sociale: "Kosova sapo humbi një mik të madh e ShBA-të një patriot të devotshëm. I pikëlluar për vdekjen e presidentit të 41 të Shteteve të Bashkuara të Amerikës George H.W Bush. Bush gjithë jetën e tij e dedikoi në shërbim të popullit amerikan dhe paqes në botë. Presidenti Bush do të mbahet në mend për denoncim direkt ndaj represionit dhe terrorit serb ne Kosovë. Ai do te mbahet në mend për "mesazhin e Krishtlindjeve" drejtuar presidentit serb në vitin 1992, me të cilin vendos vijën e kuqe për luftë në Kosovë duke e mbrojtur popullin tonë nga tendenca dhe kërcënimi për shfarosje nga regjimi i Milloshevicit në atë kohë. Prehu në paqe, njeru i Kosovës. Do të kujtojmë gjithmonë!",- shkruan kryeministri Haradinaj.





ANALIZË



Nga Ilir Babaramo

# Qeveria të shpallë ditë zie kombëtare

Kombi shqiptar në të dyja anët e Drinit është në zi. Është ndarë nga jeta një amerikan i madh, ndoshta më i madhi në historinë tragjike të shqiptarëve. Bushit senjor, në kohë të ndryshme, dy gjysmat e kombit i detyrojnë lirinë. Është ai që rrëzoi "perandorinë e së keqes" që në Shqipëri ashtu si në krejt Lindjen komuniste beri të mundur te fryjë era e lirisë.

Dy vjet më vonë, në ditën e Krishtlindjeve të vitit 1992 përcaktoi një nga zhvillimet më të rëndësishme në historinë e shqiptarëve, atë që historia e Ballkanit e njeh si "christmans warnig". Ndonëse kishin kaluar dy muaj nga humbja e zgjedhjeve dhe ekipet e tranzicionit përgatisnin hyrjen e presidentit Klinton në Shtëpinë e Bardhe, presidenti Bush do dilte para kamerave në zyrën ovale për të paralajmëruar Milosheviçin se nëse konfliktit e zhvendosej nga Bosnja në Kosova, Jugosllavia do bombardohej nga Shtetet e Bashkuara. Gjithë analistët e kohës besojnë se çështja e Kosovës do ishte zgjidhur kohe më parë nëse Bush senjor do kishte fituar mandatin e dytë. Ai është babai i një tjetër amerikani të madh. Në vizitën e vetme që një president amerikan ka bërë në Shqipëri, Bush junior në një nga datat më të rëndësishme në historinë e shqiptarëve 10 qershor 2007 do të deklaronte anëtarësimin e Shqipërisë në NATO dhe shpalljen e Pavarësisë së Kosovës. "Time is now", do thoshte Bush junior në krah të kryeministrit shqiptar Berisha.

Për të treguar se jemi një komb mirënjohës qeveria shqiptare duhet te shpallë ditë zie kombëtare. Qeveritë e dikurshme kanë detyruar shqiptaret të mbajnë zi zyrtare për Stalinin, Maon, Ho Shi minin. Qeverisë aktuale i duhet të formalizojë ndjenjën njerëzore kanë gjithë shqiptaret nga të dyja anët e Drinit për humbjen e një miku të madh. "Time is now".

KOMENT



Nga Çim Peka

# WTF Ramush?

Ramush! Tek shikoja sesi Edi Rama të tërhiqte zvarrë për të nënshkruar mbi flamurin kombëtar në Pejë, sinqerisht ndjeva keqardhje. E gjithë skena e asaj dite ishte e përbuzshme, duke përfshirë edhe rreshtoren për të bërë shqipen, por kjo e jotja kalonte çdo kufi. S'e di, por atë çast mu kujtua e gjithë historia e jote dhe e familjes tënde, para dhe pas lufte; kalvari i pafund i vuajtjes dhe dhimbjes.

Mu kujtua, një histori e jotja personale, kur ne 1997, nga qelitë e stacionit policor në Has, i kërkove dikujt një nder të madh. Vëllait, Luanit që të kishte mbetur i vrarë në kufi me Shqipërinë, dhe që ti e kishe lyer me benzinë trupin e tij, dikush të dilte përtej kufirit dhe ti vinte flakën, që të mos binte në duart e ushtarëve serbe. Hasjanët fisnikë, nuk e bënë atë, por vajtën e morën trupin dhe e varrosën në oborrin e shtëpisë së tyre, ne fshatin kufitar Vlahnë. Trupin e tij e more, vetëm pas çlirimit të Kosovës. Po ashtu mu kujtua vëllai tjetër Shkëlzeni, kushërinj, shokë të fëmijërisë, bashkëluftëtarë, ushtarë të tu të vrarë në fushë betejë. Nëse dë të dish se çfarë bënte Edi Rama në atë periudhë sakrificash sublime për ty, më mirë mos pyet. Mjafton të të them, se akoma nuk e kishte telefonuar Fatos Nano për t'u kthyer në Shqipëri.

Gjatë luftës në Kosovë, kur mbi një milion shqiptar kishin lënë Kosovën, ku vetëm në Kukës ishin mbi 150.000 refugjatë, pa përmendur Has e Tropojë, Edi Rama si Minister i qeverisë shqiptare të vetmin kontribut që dha ishte ideja brilante që qarku i Kukësit ti bashkohej Kosovës. As një gjysëm rroge nuk hoqi mënjanë për të ndihmuar ata njerëz të shkretë. Dhjetë vjet më vonë, kundërshtari më i ashpër i Rrugës së Kombit ishte Edi Rama, lider i opozitës. Dhe nuk e kishte për të akuzuar Prishtinën për 'korrupsion'. Të gjithë e dimë Ramush, se ajo rrugë nuk ishte për Shqipërinë, por për Kosovën. Veç për të mos humbur daljen në Adriatik, Sllobodan Milloshevic bëri 4 luftra, me mbi çerek milioni viktima. Ndërsa, kundërshtari politik i Edi Ramës solli Adriatikun në Prizren.

Të kërkoj ndjesë që ti hapa plagët e dhimbjes, por Kjo ishte sa për të të rikujtuar se kush je ti, e kush është Edi Rama. Të kthehemi tek situata aktuale. Edi Rama të quajti ty, Sali Berishën dhe të gjithë kundërshtarët e idesë së ndryshimit të kufijve 'Gomar'. Se pse, po mundohem ta shpjegoj. Kosova në fakt ka filluar me kohë të ndryshojë kufijë. I ndryshoi me Malin e Zi, me rastin e demarkacionit, duke i hequr territorit të Kosovës disa mijëra hektarë. I ka ndryshuar edhe pas viteve 2000 kur u bë demarkacioni me Maqedoninë dhe humbi disa fshatra dhe disa kilometra të Gjilanit e Vitisë. Ramush, të bësh paqe duke dhuruar territor është gjëja më e lehtë. Kush nuk ta pranon një paqe të tillë? Rasti me Serbinë, është më shumë se shkëmbim territoresh, më shumë se paqe. Serbët më mirë se vetë ne, e kanë ditur dhe e dinë se kush janë shqiptarët, çfarë përfaqësojnë, dhe kush është e ardhmja midis dy kombeve. E kanë ditur ideologët e tyre, nacionalistet e tyre. E ka ditur edhe Milloshevici. Edhe kur u ul në Kretë me Fatos Nanon.

Ideja e shkëmbimit të territoreve nuk është e tanishme. As e Thaçit. As e Ramës. As e Vuçiç. Është ide e kahershme. Në diskursin politik dhe diplomatik është futur nga Ivica Daçiç që kur ishte pa u bërë kryeminister. Madje në pranverën e vitit 2012 pati qenë shpreh në Shkup, se 'nuk me intereson se nësa shtete jetojnë shqiptarët. Mua më intereson që serbët të jetojnë në nje shtet'. Jo vetëm kaq, porse shkëmbimi i territoreve me Kosovën duhej të bëhej me marrëveshje me Tiranën, duke anashkaluar Prishtinën. Sa ishte Sali Berisha në pushtet askush nuk e mori seriozisht këtë ide, por me ardhjen e Edi Ramës gjerat ndryshuan. Deri në vitin 2014 kjo ishte tabu, por me Edi Ramën Kryeminister të Shqipërisë, mekanizmi u vu në lëvizje. Beogradi e donte këtë marrëveshje me Tiranën, dhe Rama ishte gati t'ua jepte. Për tu realizuar kjo, duhej krijuar terreni. Pjesa e pare ishte shndërrimi i Edi Ramës në nacionalist. Që pas rënies së komunizmit, Partia Socialiste ka pasur probleme kredibiliteti në raport me Kosovën. Edi Rama, për shume shkaqe akoma më shumë. Por Edi i duhej Beogradit si nacionalist. Dhe për këtë u ruajt momenti që vizita e tij e parë në Beograd, në fakt e para e një Kryeministri Shqiptar që nga 1946 të bëhej pas ndeshjes së futbollit midis kombëtares së Shqipërisë dhe asaj të Serbisë në Beograd. Historinë e dronit tashmë e dimë të gjithe. Edhe sesi media ne Beograd ja veshi Olsit bëmën e ngritjes së dronit. Kur nuk eci kjo e Olsit (pasi nuk kishte kamer që e nxirrte atë me pult në dorë), doli Ballsti. Shqiptarët kudo në botë u ngritën në këmbë. Ballist Morina u bë hero! Pak javë më pas u bë vizita e Ramës në Beograd. Ja tha Vuçicxit në sy se Kosova ishte e pavarur. Televizionet në histeri. Rrjetet sociale furtunë. Tashmë ishte krijuar terreni. Ballisti hero, Rama lider i të gjithë shqiptarëve. Vetëm se kishte dy probleme. As Ballisti nuk ishte ngritur dronin, e as Rama nuk u bë dot lider. Ramush, dronin nuk e ngriti Ballisti, por ja beri dhuratë Vuçiçi Ramës. (Të sfidoj të më provosh të kundërtën). Pas Beogradit, Edi Rama në ekstazë shkoi në Preshevë, kaloi kufirin për në Kosove drejt Shqipërisë. Si Rama ashtu dhe Vuçiç prisnin që i madh e i vogël të dilnin në rrugë për të përshëndetur udhëheqësin e madh. Për zhgënjimin e të dyve, askush nuk doli.

As edhe një për be! Si rrjedhim, ndaloi diku në të hyrë të Prizrenit, hëngri një drekë, dhe gjithë vrer u nis për në Shqipëri duke mallkuar nëpër dhëmbë. Skema dështoi. Dalja e Thaçit me idenë e marrëveshjes së madhe nëpërmjet ndryshimit/ korrigjimit/ adoptimit/ a kudi çfarë termash do shpikin deri në fund, nuk është gjë tjetër veçse zbatim i Planit B, duke qenë se Plani A me Ramën lider nacionalist dështoi. Me sa kuptojmë ka dy vjet që kjo diskutohet midis Vuçiç, Thaçit dhe Ramës. Po kaq kohë ka nga ngecja e bisedimeve ne Bruksel. Po kaq kohe ka nga ofensiva e Beogradit për zhbërjen e njohjeve nga vende të vogla. Po kaq kohë ka edhe zvarritja e liberalizimit të vizave midis Kosovës dhe Zonës Shengen. Kosova Ramush është mbështetur në një qoshe dhe po godite me grushte e shqelma së pari nga Rama dhe Thaçi e pastaj nga Vuçiç e burokratë europianë pa gjak. Pasi e dërrmuan mirë e mirë, u ngrit Thaçi e vajti në Uashington dhe në takime me zyrtarë të niveleve të ndryshme u propozoi ndryshimin e kufijve. Fabula që i kishin përgatitur Rama e Vucic së bashku me aktorë të tjerëe jo- shtetërore ishte e ëmbël për veshët e administratës së re, e cila shkon kështu pak a shumë:

Kosova është një problem që ju e keni trashëguar nga administratat e mëparshme. Në kushtet kur përballeni me një mori sfidash nëpër Botë, na lini ne, shqiptarëve dhe serbëve ta zgjidhim vetë. Nga ju duam vetëm mbështetje, asgjë tjetër. Është një frut që kapet lehtë. Ju hiqni një kokëqarje, dhe zgjidhni një krizë. Dikush nga ata, pa eksperience u entuziazmua. Mendjet e qeta i thanë: hajdeni një herë me një propozim, pastaj të shohim. Reagimet në Prishtinë dhe Tiranë ishin refuzuese. U ngrit një stuhi. Rama askund. As nuk pyetej e as nuk përgjigjet. Shfaqjen sipas skenarit duhej ta udhëhiqte Thaçi. E kur Thaçi mbeti i vetëm, pa mbështetje, Edi Rama erdhi je Peje dhe bëri atë shfaqjen prej pseudo-nacionalisti. Ishte lëvizje e sforcuar, por e goditur. Thaçi kërkonte ndihmë. Dhe Rama e ndihmoi. Me ty në krah. Duke të futur edhe ty dashje pa dashje në të njëjtin kazan. Nëse këta tanët nuk e dine se ku do të shkojnë, Beogradi e ka farë të qartë. Në fakt Beogradit nuk është se i intereson shumë as Kosova, as Mitrovica. Të kapë çfarë të kapë, mjafton që të preken kufijtë. Kushdo në Beograd e di që Kosova ka ikur një herë e përgjithmonë. Vetëm barrë në kurriz e kanë. Halli i tyre nuk është Kosova, por Republika Srbska. E që të hapet loja me Bosnjën duhet të hapet rruga me Kosovën, duke ndryshuar kufijtë. Ndryshimi paqësor i kufijve bëhet në tavolinë; në një tavolinë që nesër të jenë të ulur edhe rusët.

Ruset larguan ushtarët e tyre nga Kosova në vitin 2003, duke i mbetur borxh KEK-ut (Korporatës Elektro-Energjitike të Kosovës) plot 350,000 Euro, për energjinë elektrike të harxhuar nga Baza e tyre ushtarake në Gjilan. Para se ti ftoni në tavolinë, sëpaku kërkojuni borxhin. Me aq para mbulohen shpenzimet e grupit negociator. Ramush, problemet individuale të Thcacit dhe Ramës nuk janë probleme as të Kosovës e as të shqiptarëve. Kur më 8 mars të vitit 2005 Gjykata për Krime lufte për ish-Jugosllavinë ngriti akt-akuzë ndaj teje, ti dhe dorëheqjen nga Kryeminister dhe brenda 24 orëve udhëtove për në Hage për të vënë prangat në duar.

E bëre sepse nuk doje ta ktheje problemin tënd, në problem të Kosovës. Kjo ishte hera e dytë që i dole për Zot Kosovës. Sot është hera e tretë. Kur të pashë në Pejë duke u tërhequr zvarrë nga Rama për ta vënë dorën në flamur, edhe unë bërtita: WTF Ramush?! Dhe Rama më dha të drejtë vetëm një ditë më pas! Para të njëjtit flamur doli jo më me ty, por me poture! Sepse ky është ndryshimi midis teje dhe atij: ti shikon të kuqen e flamurit ngjyrën e gjakut, Rama shikon tek e zeza e flamurit ngjyrën e potureve te veta.

Në mos arrifsh të bësh këtë dallim, ti qofsh!

Syri.net

Të dhëna jo pozitive vijnë nga qyteti i Shkodrës ku mësohet se janë të infektuar me këtë sëmundje 58 persona, teksa kemi 6 raste të reja këtë vit

# Dita Botërore kundër HIV/AIDS, 1400 të prekur në Shqipëri

1 dhjetori është Dita Botërore kundër HIV/AIDS. Të paktën 1400 persona jetojnë në Shqipëri me virusin HIV, pjesa më e madhe e të cilëve janë meshkuj heteroseksualë. Të dhëna jo pozitive vijnë nga qyteti i Shkodrës, ku mësohet se janë të infektuar me këtë sëmundje 58 persona, teksa kemi 6 raste të reja këtë vit. Shifrat u dhanë nga Manjola Laloshi, specialiste në drejtorinë e shëndetit publik Shkodër. Sipas saj numri i të infektuarve mund të jetë disa herë më i madh por mbeten të pazbuluara pasi personat mbartës nuk kryejnë ekzaminimet. Mësohet se meshkujt kanë numrin më të madh të të prekurve me shifra 70/30. Për Shqipërinë të dhënat gjenden në raportin e UNAIDS, të publikuar javën e kaluar. 66 përqind e njerëzve të infektuar me HIV në Shqipëri e dinë që janë të infektuar. 42 përqind e të prekurve marrin trajtim mjekësor. 14 përqind e të sëmurëve kanë virus ngjitës. 1400 vetë jetojnë në Shqipëri me virusin HIV, 100 raste të reja infeksoni ka pasur në vitin 2017, më pak se sa 150 në vitin 2016. Pjesa më e madhe e të prekurve në Shqipëri janë burra heteroseksualë. Numri i njerëzve që kanë humbur jetën prej sëmundjes ka rënë nga 23 më 2016 në 15 në vitin 2017. Shqipëria vazhdon të këtë probleme në mbulimin e trajtimit mjekësor të të prekurve, këtë e tregojnë edhe shifrat. Vetëm 42 përqind e të sëmurëve me virusin HIV në të gjitha moshat kanë marrë trajtim mjekësor në vitin 2017. Një numër i vogël klinikash shëndetësore në Shqipëri ofrojnë kontroll për sëmundjen HIV. Në Shqipëri, i sëmuri i parë me SIDA është konstatuar në vitin 1993. Që nga ajo kohë e deri tani janë regjistruar afro 800 persona, mbi 140 e të cilëve kanë humbur jetën. Ekspertë të sëmundjeve infektive vlerësojnë se ndonëse gjatë 5 viteve të fundit është vënë re një tendencë për rritje të numrit të rasteve, falë trajtimit mjekësor është bërë e mundur që të ulet vdekshmëria e të sëmurëve. Michel Sidibé, drejtor i Agjencisë së OKB për Luftën kundër Sidës, thotë se 35 milionë vetë kanë humbur jetën nga kjo sëmundje, 940 mijë vetëm vitin e kaluar. "Kontrolli për të parë nëse je i prekur apo jo nga sëmundja është shumë i rëndësishëm, sepse kur e mëson që je i prekur mund të marrësh trajtimin e duhur",-shprehet ai. Në diagnostikimin dhe trajtimin e sëmundjes të AIDS-s, bota ka bërë përparime të mëdha, megjithatë kjo epidemi vazhdon të mbetet një nga problemet më të mëdha të shëndetit publik në botë. Bota ka pasur vitin e kaluar 37 milionë vetë që jetojnë me sëmundjen HIV. Shpërndarja e infeksionit nuk ka rënë sa duhet dhe vitin e kaluar 1,8 milionë raste të reja i janë shtuar numrit të të prekurve. Disa rajone janë mbrapa me luftimin dhe burimet financiare mungojnë.



**MESHKUJ**

**"1400 vetë jetojnë në Shqipëri me virusin HIV, 100 raste të reja infeksoni ka pasur në vitin 2017, më pak se sa 150 në vitin 2016. Pjesa më e madhe e të prekurve në Shqipëri janë burra heteroseksualë".**

**35 MLN NJERËZ**

**"Sipas Organizatës Botërore të Shëndetësisë, rreth 35 milionë njerëz në mbarë botën jetojnë me virusin HIV, ndërsa 1.5 milion kanë humbur jetën për shkak të sëmundjeve që lidhen me të. Thirrja shkon për rritjen e kujdesit shëndetësor si dhe testimit vullnetar".**

SITUATA

## Tentativa për vetëvrasje, 3-4 raste në ditë

Ndryshe nga vende të tjera, shqiptarët përdorin helme të forta për t'i dhënë fund jetës. Helmimi i akut apo dhe barna të ndryshme përdoren, që u duken më pak traumatike dhe dramatike. Në vende të tjera është depresioni shkaktari kryesor që çon në vetëvrasje, shqiptarët i bien shkurt duke zgjidhur me vetëvrasje edhe një krizë familjare. Emocione të forta të akumuluara stresante, një krizë familjare, divorc, humbja e një njeriu të dashur apo ndonjë gabim i njeriut në jetë, pa përjashtuar depresionin. Vetëvrasjet janë shndërruar në modë për zgjidhjen e problemeve nga moshat e reja, kryesisht 20 deri në 45-vjeç, ndryshe nga sa ndodh në botë, ku pre e këtij fenomeni bie një i moshuar mbi 70-vjeç i vetmuar apo i një i sëmurë rëndë. Statistikat zyrtare nga Morgu i Tiranës ku, viktimave u bëhen autopsitë, dëshmojnë mesatarisht 70 deri 100 vetëvrasje në vit. Kjo është vetëm maja e ajsbergut pasi jo të gjithë vijnë këtu, shumë vdesin në spitale të rretheve, apo familjarët nuk i raportojnë si raste të tilla pasi vetëvrasjet ende konsiderohen si tabu.



SHIJAK

## Kapet hajduti, të premten vodhi 6 banesa

Operacioni i koduar "Alfa" ka vënë në pranga një prej autorëve të disa vjedhjeve me thyerje të banesave kryesisht në qytetin e Shijakut. Personi i arrestuar është Frederik Shkambi 20-vjeç, banues në Shkodër, i dënuar më parë për veprat penale" Vjedhja e kryer në bashkëpunim " dhe" Mosbindje ndaj urdhërit të punonjësit të rendit publik". Policia ka arritur të dokumentojë vjedhjen e 12 banesave si dhe ndaj tyre rëndon dhe akuza e kanosjes me armë. "Ishte edhe person i shpallur në kërkim pasi Gjykata e Rrethit Gjyqësor Shkodër ka caktuar masën e sigurisë "Arrest me burg" për veprën penale "Vjedhje me dhunë e kryer në bashkëpunim" parashikuar në nenin 139, 25 të Kodit Penal. Gjithashtu është shpallur në kërkim dhe po punohet për kapjen e shtetasit Z.N. 26-vjeç, banues në Shkodër. Vetëm gjatë ditës së djeshme ( e premte) ata kanë hyrë me thyerje në 6 banesa dhe kanë grabitur orendi, vlera monetare dhe bizhuteri".







# "Mrika", 60 vjet më parë në Teatrin "Migjeni" u vu në skenë Opera e parë shqiptare




60 vjet më parë në qytetin e Shkodrës u shfaq për herë të parë Opera e Parë shqiptare, "Mrika" e kompozitorit Prenk Jakova.
"Mrika" - krijimi i së cilës i përket datës 1 dhjetor të vitit 1958 - ishte opera e parë në historinë e artit muzikor shqiptar, të cilën Prenk Jakova e shkroi në bashkëpunim me libretistin Llazar Siliqi dhe regjisorin e njohur shkodran Andrea Skanjeti që u vu në skenën e teatrit "Migjeni" të Shkodrës.
Opera "Mrika" ka dalë si trashëgimi vlerash nga të mëdhenjtë e qytetarisë shkodrane si; Palok Kurti, Lec Kurti, Kardinal Mikel Koliqi, Pader Martin Gjoka, Shuk Shllaku dhe ka vazhduar kjo traditë të prodhojë të lartë të tjerë të muzikës si Ramadan Sokoli, Tonin Harapi, Tish Daija, Çesk Zadeja, Pjetër Gaci, Gjon Kapidani, deri te shkodranët e ditëve të sotme.
"Mrika" mishëroi ëndrrën e të gjithëve, por sidomos artistëve shkodranë me në krye të madhin Prenkë Jakova që dhe Shqipëria të kishte operan e saj. Kujtimi i një plejade të tillë, e cila arriti një sukses të madh të kohës e që vazhdon të jetë edhe sot e kësaj dite një kujtim gati legjendë për realizimin e veprës operistike është një detyrim moral i ditëve të sotme.
Patjetër që mbas kësaj vepre kanë dalë vepra të tjera, por kjo është pionierja e gjinisë së operas dhe njerëzit e saj, po ashtu janë pionierët e fillimit të muzikës së madhe që na bashkonte me botën e qytetëruar.
Kush ishte Prenk Jakova?
Mjeshtri Jakova u lind më 1917 në një familje qytetare me prejardhje nga Gjakova, i biri i Kolës së Dedë Jakovës. Gjyshi i tij, Deda, qe i dhënë pas muzikës dhe i binte klarinetës në Kolegjin Saverian. I ati, Kola, qe pjesëmarrës dhe organizator në frontin e Luftës së Koplikut. Prenka kishte edhe dy vëllezër, Dedën dhe Çeskun, që do të bëheshin fotograf dhe muzikant përkatësisht.
Jakova ndoqi shkollën fillore në vitet 1924-1929 dhe më pas vijoi në liceun "Illyricum" në qytetin e lindjes, ku ndër të tjerë i dha mësim edhe Át Martin Gjoka. Gjatë shkollimit të mesëm, kaloi nga liceu në gjimnazin e përgjithshëm të Shkodrës, të cilin e kreu më 1935. Gjatë shkollës qe anëtar i bandës së shkollës dhe me nxitjen e të atit nisi të aktronte në shoqëritë teatrore Bogdani dhe Vllaznia. Më tej banda e shkollës u shndërrua në bandën e qytetit dhe Jakova qe klarinetisti i saj. Gjatë kësaj periudhe Jakova nisi të shkruante motive muzikore mbështetur në motivet e këngëve popullore të mirënjohura, ndër të cilat; "Delja rude", "Hajredini", "Besa" e një trimi dhe "Shkoj e vi flutrim si zogu".
Kur qe 18 vjeç u caktua drejtor artistik i bandës së shkollës, ku luanin asokohe të vegjlit Çesk Zadeja, Tish Daija, Tonin Harapi, Simon Gjoni dhe kompozitorë të tjerë të ardhshëm shqiptarë. Jakova nisi të kompozojë marshe dhe kantata. Më 2 janar 1936 u dërgua që të jepte mësim në Bërdicë, ku dha mësime muzike dhe për vete mësoi kitarën. Përgjatë verës së 1939 bleu një fizarmonikë dhe mësoi t'i binte edhe asaj; vjeshtën e po atij viti u caktua që të jepte mësim në internatin e Oroshit, ku shkroi një pjesë muzikore për fizarmonikë të titulluar, "Malli" dhe më pas "Fyellin e bariut". Më 1940 Jakova u transferua në Shkodër, ku shkroi pjesë muzikore për fëmijë dhe operetën me dy hapje "Kopshti i Xhuxhmaxhuxhëve". Vitin shkollor 1941-42 Jakova u caktua që të jepte mësim në Katërkollë të krahinës së Krajës, sot në Mal të Zi. Më 1942 shkoi të studionte klarinetë në Akademinë Kombëtare të Shën Çiles në Romë, studime që i përfundoi shkëlqyeshëm. Fundi i vitit 1944 e gjeti Jakovën mësues po prapë në Shkodër, më tej e morën për të ndihmuar në aktivitetet që bënte kori i Brigadës I Sulmuese në Shtëpinë e Rinisë, ku Jakova u caktua përgjegjës. Në atë periudhë Prenka u arrestua dhe u mbajt në hetuesi për shkak të vrasjes së vëllait të tij, duke luftuar kundër partizanëve komunistë. Me grupet e amatorëve, instrumentistëve, solistëve dhe korit që kishte në patronazh, Prenka dha shfaqje jo vetëm në Shkodër, por edhe në Ulqin, Cetinjë e Titograd.
Pas "Mirkës", Opera e dytë e Prenk Jakovës, "Gjergj Kastrioti-Skënderbeu" u prit shumë mirë nga kolegët e dashamirësit e artit, që në shfaqjen e tij të parë në Tiranë, por kritika zyrtare mediokre me qëllime keqdashëse e tundoi mjaft kompozitorin, i cili u detyrua të ripunojë disa pjesë. Gjithsesi vepra "Gjergj Kastrioti-Skënderbeu" ishte shumë më solide se "Mrika", e cila vuante fatkeqësinë e subjektit dhe tematikës së artit skematik, ku duhet të frynte patjetër era revolucionare e kohës së absurditetit.



Prenk Jakova ishte një kompozitor që shkroi me sukses romanca, kantata dhe këngë. Që në moshë të re, Prenka mori pjesë në jetën artistike muzikore të qytetit. Këtu ai bëri shkollën e parë të artit. Doli mësues dhe shkoi të japë mësim në shkollat e fshatrave të Shkodrës dhe të Mirditës, por nga të shkruarit e veprave muzikore nuk u nda asnjëherë.
Ndërkohë i vëllai i Prenkës që ishte në moshë të re, gjatë Luftës së Dytë Botërore, mori pjesë në lëvizjen shqiptare nacionaliste dhe me ardhjen në pushtet të komunistëve u detyrua të merrte malet. Për shkak të vëllait, i cili kërkohej, komunistët arrestojnë Prenk Jakovën dhe e mbajnë disa kohë burgjeve. Ndërsa Prenka, që nuk kishte ushtruar kurrfarë veprimtarie veç detyrës së tij si mësues, lirohet shpejt nga burgu, fati i të vëllait do të ishte tepër tragjik. Kapet nga komunistët dhe pushkatohet pa mëshirë.
Prenk Jakova ishte një artist i madh, që me gjithë tragjedinë dhe dhembjen që kishte arriti të mbijetonte dhe të shkruante, duke iu imponuar regjimit monist me forcën e gjenisë së tij.
Me gjithë karrierën e tij të suksesshme artistike, për të cilën fitoi respekt e admirim nga artdashësit shkodranë, fundi i Prenkës do të ishte disi i ngjashëm me atë të vëllait të ekzekutuar, sepse duke mos e duruar dot mjedisin përreth tij, duke e parë vehten në një gjendje pesimizmi të pashpresë, ai zgjodhi rrugën e vetvrasjes, pikërisht në Shtëpinë e Kulturës në Shkodër, pikërisht në atë institucion ku ai kishte punuar e shkruar një jetë të tërë.

**/ a. gjergji/**

# Izrael, gjendet unaza e Ponc Pilatit që kryqëzoi Jezusin

Unaza e vogël u gjet 50 vite më parë në kompleksin arkeologjik "Herodion", pranë Betlehemit në Çisjordani. E mbi të sot, falë punës së një makine speciale të vënë në dispozicion nga laboratorët izraelitë të Antikitetit është deshifruar një emër: ai i Pons Pilatit. Bëhet fjalë për guvernatorin romak, i cili qeverisi një rajon të Perandorisë Romake mes viteve 36 dhe 26 përpara lindjes së Krishtit e që sipas Ungjillit udhëhoqi procesin që iu bë Jezu Krishtit dhe urdhëroi kryqëzimin e tij.
Unaza, bashkë me objekte të tjera u gjet në gërmimet që u kryen në vitin 1968, pas luftës 6-ditore, të udhëhequra nga Gideon Forster i Universitetit hebraik të Jeruzalemit, në prag të hapjes së varrit dhe të pallatit të Erodit për turistët vizitorë. Por vetëm së fundmi, drejtori i kompleksit "Roi Porat" u ka kërkuar studiuesve ta pastrojnë unazën për ta ekzaminuar, kërkesë që ka çuar në zbulimin e portretit të një vazoje vere të gdhendur nga një shkrim në greqisht, i cili i përkthyer do të thotë "pronë e Pilatit".
Unaza është prej bronzi, jo i ndonjë estetike të veçantë. Si rrjedhojë, sipas specialistëve i përket një përdorimi të përditshëm. Sipas opinionit të disa studiuesve, i dhënë në "Israel Exploration Journal", politikani romak ka gjasa që unazën ta ketë pasur të vendosur në gisht, kur kreu gjestin e famshëm të larjes së duarve dhe urdhëresës për të kryqëzuar Krishtin, siç e përshkruan Ungjilli.







Prokurorët shqiptarë kanë dyshime se udhëtimi i Tahirit nga Mali i Zi drejt Italisë ka të bëjë me aktivitetin e grupit të vëllezërve Habilaj të akuzuar për trafik droge

# Çështja "Tahiri", Mali i Zi dorëzon detaje tek Krimet

Ende Prokuroria e Krimeve të Rënda nuk e ka mbyllur dosjen për ish-ministrin e Brendshëm, Saimir Tahiri, pasi presin informacione nga vendet fqinjë, ku më e fundit që ka reaguar është Mali i Zi. Autoritetet e Malit të Zi, i kanë kthyer përgjigje Prokurorisë së Krimeve të Rënda, lidhur me informacionet e kërkuara për lëvizjet e ish-ministrit të Brendshëm, Saimir Tahiri në Mal të Zi. Burime pranë organit të akuzës, bënë me dje se autoritetet e drejtësisë së Malit të Zi kanë konfirmuar edhe një herë se Saimir Tahiri së bashku me familjen e tij ka udhëtuar me makinë nga pika e Muriqanit verën e vitit të shkuar në drejtim të Malit të Zi, fakt ky i pranuar edhe më herët nga vetëm Tahiri. Në përgjigjen e mbërritur, janë shënuar me detaje orari i nisjes së jahtit si dhe emrat e personave që shoqëronin Tahirin në udhëtim. Emrat e përmendur në shkresë do të merren në pyetje nga grupi hetimor. Prokurorët shqiptarë kanë dyshime se udhëtimi i Tahirit nga Mali i Zi drejt Italisë ka të bëjë me aktivitetin e grupit të vëllezërve Habilaj të akuzuar për trafik droge. Hetimet ndaj Tahirit nisën një vit më parë. Ai akuzohet se ka ndihmuar vëllezërit Habilaj për të kryer trafik droge. Vetë Tahiri njoftoi një muaj më parë se autoritetet italiane i pushuan atij çështjen, pasi nuk u gjetën prova që ta implikonin në trafik droge. Ndërsa afati i mbylljes së hetimeve në vendin tonë, përfundon në janar të 2019. Nga ana tjetër, një muaj më parë Ambasada e SHBA në Tiranë përmes një postimi në rrjetet sociale, vlerësoi arritjet e deritanishme në Drejtësi, si dënimi i Emiljano Shullazit por u theksua se presin përparim të vazhdueshëm në rrugën e Shqipërisë drejt sundimit të fortë të ligjit, e që ai të zbatohet edhe gjatë hetimit në vazhdim për Saimir Tahirin. Ish-ministri i Brendshëm Saimir Tahiri, dha dorëheqjen një vit më parë pasi u publikua dosja hetimore për bandën e Habilajve të arrestuar në Katania për trafik ndërkombëtar droge. Habilajt, kushërinj të largët të Tahirit rezultonin se i kishin blerë nga ish-ministri një automjet personal të cilin nuk ia ndryshuan pronësinë. Në dosjen e përgjimeve të Prokurorisë së Katanias, emri i Tahirit përmendej si pjesë e bisedave mes trafikanteve. Habilajt dhe njerëzit e tyre bisedonin duke thënë se atij, Tahirit nuk i mjaftonin as 20 milionë euro për zgjedhjet. Apo në disa raste bisedat për dhurata, një varëse u komentuan se bëheshin si dhurata ndaj Tahirit. Dosja Habilaj ka edhe detaje të tjera ndërkohe që emri i Tahirit u përmend edhe në një tjetër ngjarje, kur Orest Sota, u kap në makinë me një shumë të madhe parash dhe patenta skafi që ishin në emër të Tahirit.


LSAPHOTO.COM

**LËVIZJET**

**"Në përgjigjen e mbërritur, janë shënuar me detaje orari i nisjes së jahtit si dhe emrat e personave që shoqëronin Tahirin në udhëtim. Emrat e përmendur në shkresë do të merren në pyetje nga grupi hetimor. Prokurorët shqiptarë kanë dyshime se udhëtimi i Tahirit nga Mali i Zi drejt Italisë ka të bëjë me aktivitetin e grupit të vëllezërve Habilaj".**

**DOSJA**

**"Në dosjen e përgjimeve të Prokurorisë së Katanias, emri i Tahirit përmendej si pjesë e bisedave mes trafikanteve. Habilajt dhe njerëzit e tyre bisedonin duke thënë se atij, Tahirit nuk i mjaftonin as 20 milionë euro për zgjedhjet".**

SEANCA

## "Astiri", arrestimi i protestuesit i paligjshëm



Gjykata e Tiranës ka liruar nga burgu njëri nga protestuesit e ''Astirit'', i arrestuar tre ditë më parë, ndërsa për të të dytin ka ndryshuar masën duke e lënë në ''arrest shtëpie''. Për Kujtim Yllin, në seancën e së shtunës janë rrëzuar të gjitha akuzat për shkatërrim prone, pasi nuk janë gjetur prova që e implikojnë, ndërsa për Romeo Llullën nga ''arrest me burg'' është vendosur ''arrest shtëpie'' për aktet e vandalizmit. Jashtë ambienteve të gjykatës së Tiranës ishin të pranishëm deputetë të opozitës dhe familjarë të dy të arrestuarve. Në përfundim të seancës, deputeti i PD, Klevis Balliu u shpreh se banorët do të triumfojnë ndaj qeverisë. ''Presionet nuk funksionojnë, banorët nuk lodhem, në fund do të triumfojnë këta banorë kundër klikës së Ramës'',-tha demokrati.

AKSIONI

## 1.5 ton drogë nga Shqipëria kapet në Itali

Një gomone e ngarkuar me 1.5 ton kanabis u kap në Itali dhe sipas medieve origjina e lëndës narkotike është Shqipëria. Dy trafikantët kanë rënë në pranga, pasi agjentët po prisnin momentin e zbarimit të mjetit lundrues në tokën italiane. Gomonia rreth 15 metër e gjatë dhe me dy motorë, ra në sytë e agjentëve pasi këta të fundit po patrullonin zonën detare mes Brindisit dhe Barit, më konkretisht në koordinatat që njihen si rrugë detare nga ku trafikohet drogë nga Shqipëria dhe vendet e tjera të Ballkanit dhe më pas zbarkohet në brigjet e Puljas. Ngarkesa prej një ton e gjysmë e kapur mëngjesin e së shtunës mendohet se vinte nga Shqipëria por nuk ka të dhëna konkrete se nga cila zonë është nisur. Me të mbërritur në brigje, trafikantët kanë nisur shkarkimin e lëndës narkotike, në një kohë kur po survejoheshin nga karabinierët të fshehur në mes të shkëmbinjve. Në momentin e ndërhyrjes nga karabinierët, trafikantët tentuan të largohen me gomone por kanë ngecur në mes të shkëmbinjve. Mësohet se vlera e drogës në treg, do të kapte shifrën e rreth 14 mln euro-ve.



Prokurorja Flora Çela deklaroi se ka pasur një numër prej rreth 80 referimesh për persona të zhdukur apo të humbur nga familjarët, prej vitit 2015 e deri më sot

# Zhdukjet në Vlorë, policia: Janë 23, jo 80 në 3 vite

Rrëmbimet në qendrën e qytetit të Vlorës, si dhe vrasjet e tmerrshme ishin në fokusin e emisionit "Top Story" të mërkurën në mbrëmje, ku u zbërtheu një seri rrëmbimesh të kryera për shkak të përplasjeve në trafikun e drogës. Prokurorja Flora Çela deklaroi për emisionin në fjalë, se ka pasur një numër prej rreth 80 referimesh për persona të zhdukur apo të humbur nga familjarët, prej vitit 2015 e deri më sot. Por ndryshe deklarojnë organet e Policisë dhe Prokurorisë në Vlorë, në reagimin e tyre zyrtar. Nëpërmjet një deklarate të përbashkët për mediet, Prokuroria dhe Policia e Vlorës, e kanë ulur në 23 numrin e personave të larguar nga banesat në 3 vitet e fundit, e jo në 80 që u dokumentua në "Top Story". "Rezulton se numri i personave të raportuar, të zhdukur, të humbur, nga familjarët nga viti 2015 deri tani ka pasur një numër rreth 80 referimesh", tha prokurorja Flora Çela. Në reagimin e Prokurorisë dhe të Policisë së Vlorës, thuhet se për 2018 rezultojnë të larguar 13 shtetas, ku shton se shumë prej këtyre personave janë larguar me dëshirë nga banesat por edhe janë rikthyer. "Në 3 vitet e fundit rezulton se numri total i personave të larguar nga banesa është 23. Konkretisht, 4 shtetas të larguar në 2016-n, 6 shtetas të larguar në 2017-n dhe 13 shtetas të larguar në vitin 2018. Shumë prej këtyre personave janë larguar me dëshirë nga banesa por edhe janë rikthyer. Megjithëse të gjitha rastet janë referuar në Prokurori, vetëm për 4 raste në 3 vitet e fundit janë konstatuar elementë të veprës penale dhe janë regjistruar si çështje, e ndërkohë po vijojnë hetimet për gjetjen e tyre", thuhet në reagimin e Prokurorisë dhe të Policisë së Vlorës. Më tej deklarata vijon me përmendjen e disa shifrave statistikore që tregojnë se ka një ulje të ndjeshme të veprave penale kundër personit, krahasuar me një vit më parë. "Nga 12 vrasje të evidentuara në vitin 2017, numri i tyre ka rënë me 50%, ose në 6 vrasje në 2018. Nga 10 vrasje të mbetura në tentativë në 2017, është ulur me 50% numri në 2018, pra janë 5 tentativa të evidentuara. Të gjitha strukturat e Policisë, në bashkëpunim me Prokurorinë e agjenci të tjera ligj zbatuese, vijojnë punën intensive për goditjen e paligjshmërive me qëllim ruajten e parametrave të rendit dhe të sigurisë e në shërbim të qytetarëve". Shifra me 80 të zhdukur, u shfrytëzua edhe nga PD-ja, që përmes deputetit Salianji i bëri jehonë emisionit "Top Story" nga foltorja e selisë blu. "E vërteta nuk mund të mbulohet më! Emisioni "Top Story" zbuloi shifrat dhe dëshmitë tronditëse për të zhdukurit e trafikut të drogës në Vlorë. Prokuroria pohoi zyrtarisht numrin 80 të të zhdukurve në 3 vite. 80 të zhdukur është vetëm numri i denoncimeve që familjarët kanë bërë në polici për të afërmit e tyre", tha Ervin Salianji.



**VEPRAT PENALE**

**"Nga 12 vrasje të evidentuara në vitin 2017, numri i tyre ka rënë me 50%, ose në 6 vrasje në 2018. Nga 10 vrasje të mbetura në tentativë në 2017, është ulur me 50% numri në 2018, pra janë 5 tentativa të evidentuara".**

**23 NË 3 VITE**

Në 2016-4 shtetas të larguar
Në 2017-6 shtetas të larguar
Në 2018-13 shtetas të larguar

AUSTRI

## Gjesti heroik i vëllezërve shqiptarë



Dy vëllezër shqiptarë kanë tërhequr vëmendjen e medias austriake. Gjesti i tyre heroik duke shpëtuar një 23-vjeçar i cili rrezikohej të mbytej në pishina dimërore, ka marrë falemnderit e të gjithë banorëve të zonës. 23-vjeçari afgan ishte futur në pishinën sportive ku dhe kishte rrezikuar të mbytej. "Në një moment vëllai im bërtiti se dikush po mbytej dhe u hodh në ujë pa u menduar. Edhe unë shkova pas tij dhe pastaj e tërhoqëm së bashku për ta nxjerrë nga uji" thotë Ideal Kuburja, djaloshi 20 vjeçar i cili aktualisht punon në shërbimin civil për infermieri në Ebreichsdorf, raportojnë mediat e huaja. Për vëllezërit Ideal dhe Leutrim Kuburja me banim në Pottenstein (Baden) e diela duhej të ishte relaksuese por u përballën me një skenë për të cilën nëse nuk do të ndërhynin do ishte kthyer në tragjedi.

GJYKATA

## Britania dëbon sërish 25-vjeçarin

Esmerald Cuni, është shqiptari po përballet për herë të dytë me dëbimin nga Britania e Madhe, pasi kishe hyrë në mënyrë të paligjshme. Ai kishte blerë një kartë identiteti falso me vlerë 250 paund. 25-vjeçari u ka treguar autoriteteve britanike se nuk kishte mundur të gjente një punë në Shqipëri që në momentin kur ndërpreu shkollimin. Sipas gjykatës kjo nuk përbënte vepër penale për të cilën i riu të dënohej. Por pas ndalimit, policia ushtroi kontroll në shtëpinë e tij, e cila ndodhej në në rrugën Duesbery në perëndim të Hull. Gjatë kontrollit ka rezultuar se i riu dispononte një sasi të vogël droge. Kjo nxiti dyshimet e policisë për të bërë hetime më të hollësishme nga të cilat u zbulua edhe identiteti i tij i rremë. Teksa dha dënimin me 1 vit burg, gjykatësi tha se integrimi në Britani bëhet vetëm me rrugë të ligjshme. "Jam shumë i hapur për të pranuar që ti je një person që kërkon një jetë më të mirë për veten, për të mbështetur familjen në Shqipëri dhe që do t'i vësh në përdorim kualifikimet që ke arritur në Shqipëri kur ishe në shkollë por ka mënyra të ligjshme për ta bërë një gjë të tillë". Avokati John Thackray, që i qëndroi në krah tha se: "Ai mbaroi shkollën në Shqipëri dhe nuk mundi të gjente asnjë vend pune. Nëse arrinte të gjente punë, merrte kaq pak sa nuk dilnin për asgjë dhe ka ardhur në këtë shtet dy herë në mënyrë që të lajë makina, për t'i dërguar paratë në Shqipëri". Pas dënimit me një vit, ai pritet të deportohet sërish në Shqipëri.



Shpejtësia tej normave të lejuara dhe parakalimet e gabuara vijojnë të mbeten shkaqet kryesore të aksidenteve me pasoja të rënda për jetën

# Përgjakja e rrugëve, shoferët s'përdorin zinxhirë e goma dimri

Shpejtësia tej normave të lejuara dhe parakalimet e gabuara vijojnë të mbeten shkaqet kryesore të aksidenteve me pasoja të rënda për jetën. Sipas ekspertëve të policisë, çdo vit gjatë sezonit burim aksidentesh janë edhe emigrantët shqiptarë që vijnë për të kaluar pushimet e fundvitit. Në bazë të analizave, kjo kategori drejtuesish mjetesh nuk zbaton rregullat e qarkullimit rrugor. Policia e Shtetit ka postuar një video ku jep disa këshilla për drejtuesit e mjeteve në kushtet e borës dhe të akullit. Videoja ka marrë shkasë nga reshjet e borës që kanë filluar të bien në vend. Policia thotë se në zonat me prezencë bore do merren masa. Gjoba për mos përdorimin e zinxhirëve varion nga 1 mijë deri në 4 mijë lekë. "Shoferët nuk i ndërrojnë gomat, thonë he se nuk është Gjermani këtu dhe kur përballen me situate pësojnë aksidente. Kur shkelet bora ajo ngjeshet dhe as zinxhirë qe janë të nevojshme nuk përdoren", shprehet një mekanik. Policia Rrugore kërkon kujdes të shtuar nga drejtuesit e automjeve në këtë periudhë festive, kur edhe moti rëndon situatën në rrugët me më shumë lëvizje. "Pastro mirë mjetin nga bora përpara udhëtimit. Në terren të ashpër mos kryej manovra të ashpra. Fërkimi i gomës me sipërfaqen e rrugës është më i vogël dhe rritet mundësia e rrëshqitjes së mjetit. Nëse ka shumë akull e borë vendos zinxhirët e dëborës në rrotat aktive të mjetit. Zinxhirët, hiqi kur sipërfaqja asfalt të jetë e pastër, që të ruash gomat e mjetit. Akulli? Është më i rrezikshëm se bora sepse mund të mos ta shohësh. Ndaj ec me shpejtësi të ulët, pa prekur frenat. Mos përdor alkool",-janë disa nga këshillat e Policisë së Shtetit. Kujdes duhet edhe në tunele, ku në hyrje dhe në brendësi të tyre duhet zvogëluar shpejtësia si dhe përdorimi i zinxhirëve në akset rrugore ku ka prani të dëborës dhe akullit. Policia kërkon kujdes maksimal për shmangien e aksidenteve në periudhën festive dhe mospërdorimin e alkoolit nga drejtuesit e mjeteve. Nga ana tjetër, ekspertët apelojnë që drejtuesit e mjeteve të shmangin udhëtimet e gjata dhe përdorimin e celularëve gjatë drejtimit të mjetit. Aksidentet janë shtuar me 8% krahasuar me të njëjtën periudhë të një viti më parë. Gjoba për mos përdorimin e zinxhirëve varion nga 1 mijë deri në 4 mijë lekë. Sipas ekspertëve, drejtuesit e mjeteve janë neglizhentë edhe sa i përket përdorimit të gomave dimërore, që duhet të vendosen në fillim të tetorit. "Shoferët nuk i ndërrojnë gomat, thonë he se nuk është Gjermani këtu, dhe kur përballen me situate pësojnë aksidente. Kur shkelet bora ajo ngjeshet dhe as zinxhirë që janë të nevojshme nuk përdoren", shprehet një mekanik.




**KËSHILLAT**

- Pastro mirë mjetin nga bora përpara udhëtimit.
- Në terren të ashpër mos kryej manovra të ashpra. Fërkimi i gomës me sipërfaqen e rrugës është më i vogël dhe rritet mundësia e rrëshqitjes së mjetit.
- Në ngjitje përdor marsh të ulët dhe ec me kujdes pa e shtuar gazin por pa humbur shpejtësi.
- Në dishezë, për të ngadalësuar mjetin duhet zbritje e përshkallëzuar e marsheve.
- Qëndro lart mjeteve me distancë udhëtimi. Hapësira e frenimit në rrugë me borë e akull rritet dukshëm për shkak të uljes së koeficienteve të fërkimit.
- Mos rrit shpejtësinë as në rrugë të drejtë. Në kthesën e parë kur rruga është me akull, do të kesh vështirësi manovrimi.
- Një sy mbaje tek mjeti para, për të evidentuar pikat problematike në aks rrugor.
- Nëse ka borë në rrugë, mos kalo mbi gjurmët e mjetit para. Gomat thellojnë kanalin mbi dëborë dhe mund të bllokohesh.
- Nëse ka shumë akull e borë vendos zinxhirët e borës në rrotat aktive të mjetit.
- Zinxhirët, hiqi kur sipërfaqja asfalt të jetë e pastër, që të ruash gomat e mjetit.
- Akulli? Është më i rrezikshëm se bora sepse mund të mos ta shohësh. Ndaj ec me shpejtësi të ulët, pa prekur frenat.
- Mos përdor alkool.

DURRËS

## Në BE ilegalisht, 9 të ndaluar në 1 javë



Rruga për në BE, shtetasit shqiptarë vijojnë të ndjekin atë klandestine që shpesh përbëjnë kërcënim për jetën e tyre. Të fshehur poshtë kamionit, midis gomave, në kabinën e shoferit, ose dhe brenda kamionit ata tentojnë të largohen nga porti i Durrësit drejt Italisë duke paguar shoferët e kamionëve nga 1500- 2500 euro. Vetëm përgjatë një jave nëntë persona janë ndaluar në portin e Durrësit në tentative për të kaluar kufirin, ndërsa janë vënë në pranga tre drejtues kamionësh të cilët ishin paguar për t'i kaluar përtej adriatikut duke i fshëhur në mjetet e tyre. Sipas burimeve nga Policia Kufitare këta persona janë qytetarë që nuk kanë respektuar afatet 3 mujore të qëndrimit në vendet e Bashkimit Europian dhe janë të penalizuar. Mes tyre ka edhe persona të dënuar apo persona që janë në kërkim policorë për vepra të ndryshme penale që duan të largohen nga Shqipëria.

HETIMET

## "Llalla", letërporosi në Gjermani

Shqipëria shpresën se në Gjermani do të ndihmohet nga partnerët për të hedhur dritë në hetimet ndaj ish-Prokurorit të Përgjithshëm Adriatik Llalla. Prokuroria i ka përcjellë një letërporosi drejtësisë gjermane, për informacion mbi hyrje-daljet e ish-Prokurorit të Përgjithshëm në këtë shtet, nëse posedon apo jo pasuri dhe nëse ka pasur ndonjëherë probleme me autoritetet gjermane. Këto të dhëna kërkohen në funksion të dosjes së regjistruar fillimisht në Durrës, e më pas të transferuar te Krimet e Rënda, për dyshimet se ish-kryeprokurori ka pastruar para, nuk ka deklaruar paratë në kufi, si dhe ka kryer deklarim të rremë.




Nga hetimet nuk ka asgjë të re, pasi ende nuk ka prova bindëse për akuzën, shto edhe heshtjen e gjermanëve ndaj letërporosisë shqiptare. Në këto kushte, i vetmi lajm i mirë për ish-vartësit e Llallës që po e hetojnë është vendimi i Gjykatës së Lartë, e cila ka refuzuar rekursin e tij për heqje të sekuestros preventive të 22 mijë metrave tokë arë dhe një apartamenti në Durrës.

# U njohën në Greqi, zbulohet romanca e vajzës së Donald Trump me miliarderin nigerian



Tiffany Trump në mënyrë shumë diskrete po përjeton historinë e bukur të dashurisë me Michael Boulos, i cili është djali e një familje multimiliardere në Nigeri. Burime pranë vajzës së presidentit amerikan rrëfejnë për "Page Six" se ajo dhe Boulos kaluan së bashku festën e Falenderimeve dhe se ai u prezantua me një pjesë të familjes së saj. Mendohet se Tiffany dhe Boulos u njohën në ishullin grek, Mykonos, teksa pushonin gjatë muajve të verës. Boulos është rritur në Lagos, qytetin më të madh në Nigeri, për të cilin duket se presidenti Donald Trump nuk ka shumë respekt. Më herët, gjatë vitit teksa fliste për emigrantët që vinin në Amerikë, Trump e cilësoi Nigerinë si një "vend m*ti". "Tiffany është shumë e lumtur dhe po i mban gjërat me Michael nën kontroll. Ajo fillimisht e prezantoi partnerin e saj me familjen gjatë mbrëmjes së Falenderimeve. Ai është një djalë shumë inteligjent dhe vjen nga një familje e mirë", u shprehën burimet. Mirëpo, ende nuk e dimë sesi ka reaguar Presidenti Donald Trump për lidhjen e së bijës.

# Libri i Michelle Obama rekord shitjesh në 15 ditë



"Becoming" i ish-Zonjës së Parë, Michelle Obama është bërë libri më i shitur i nxjerrë këtë vit në SHBA vetëm 15 ditë pas botimit. Janë shitur më shumë se 2 milionë kopje në SHBA dhe Kanada. Shifrat e shitjeve u njoftuan nga Penguin Random House të premten. Shtëpia Botuese tha se libri është gjithashtu një bestseller në shumë vende të tjera, duke përfshirë Australinë, Mbretërinë e Bashkuar, Francën, Gjermaninë, Korenë dhe Afrikën e Jugut. Libri është një dritare në jetën personale të çiftit Obama para, gjatë dhe pas qëndrimit së tyre në Shtëpinë e Bardhë, si Zonja e Parë afrikano-amerikane dhe presidenti i parë me ngjyrë në Amerikë, Barack Obama. Në libër, ajo rrëfen për vështirësitë në martesën e saj me Barack, duke zbuluar se çifti ka pësuar një abort dhe më vonë përdori fertilizimin in vitro (IVF) për të ngjizur dy fëmijët, Malia dhe Sasha.



## Angelina Jolie dhe Brad Pitt arrijnë marrëveshjen e kujdestarisë

Yjet e Hollywood Angelina Jolie dhe Brad Pitt kanë arritur një marrëveshje mbi kujdestarinë e fëmijëve të tyre, sipas një avokati të çështjes. Çifti u nda në shtator 2016 pas dy vitesh martese, por kishin probleme për shkak të kujdestarisë së fëmijëve. Ata kanë gjashtë fëmijë së bashku, tre biologjikë dhe tre të adoptuar, të moshës ndërmjet 10 dhe 17 vjeç. Avokati i Jolie tha se nuk ka informacione sesi është zgjidhur marrëveshja dhe kush do të ketë kujdestarinë parësore të fëmijëve. Angelina dhe Brad, të njohur si "Brangelina" nga fansat, u njohën gjatë xhirimevetë filmit Mr & Mrs Smith në vitin 2004 dhe ishin në një lidhje për 10 vite përpara se të martoheshin. Kjo ishte martesa e dytë për Brad, pas asaj me Jennifer Aniston. Ndërsa për Jolie ishte e treta pas lidhjes me Billy Bob Thornton dhe Jonny Lee Miller. Pasi aktorja njoftoi ndarjen, ata u përfshinë në një betejë të ashpër për kujdestarinë e fëmijëve. Marrëveshja do të thotë se çifti nuk do të duhet të shkojë në gjyq, por ata ende nuk kanë arritur një zgjidhje përfundimtare të divorcit.



## Bebe Rexha nderohet me një çmim të rëndësishëm

Vajzat shqiptare në botë vazhdojnë të na bëjnë krenarë me suksesin dhe vlerësimet e vazhdueshme në karrierën e tyre muzikore. Këtë herë radha është e Bebe Rexhës. Këngëtarja e hitit "I'm a mess" do të nderohet me çmimin "Breakthrough Artist Award" në " Music Biz 2019? që do të mbahet në 7 Maj në Jw Marriott Nashville. Çmimi "Breakthrough Artist Award" i jepet artistëve të cilët kanë pasur një karrierë të sukseshme dhe një ndikim të ndjeshëm në skenën e muzikës përgjatë gjithë vitit. Artistët që e kanë marrë më parë këtë çmim ndër të tjerë, janë: Ariana Grande, Halsey, Meghan Trainor, Nicki Minaj, John Legend dhe Carrie Underwood.




## Dikur miq të mirë, ndërsa tani Jay-Z sulmon Kanye Westin në këngën e tij të re

Reperët Jay-Z dhe Kanye West vite më parë kishin një miqësi shumë të mirë me njëri-tjetrin. Por një miqësi e tillë mesa duket nuk ekziston më tani, kjo sepse raportet mes tyre janë prishur. Dy reperët që dikur kishin bashkëpunuar për albumin e tyre, thuhet se i kanë prishur marrëdhëniet për shkak të mbështetjes që Kanye i jep presidentit Donald Trump. Sipas burimeve pranë tyre, janë gjithashtu edhe dy arsye tjera që kanë çuar dyshen drejt kësaj prishjeje: 1- Jay Z dhe Beyonce nuk shkuan në dasmën e Kardashian - West dhe 2- ekziston edhe një diskutim i tretë nëse Jay Z i dha Kanye-s 20 milionë dollarë. Sidoqoftë, thuhet se Jay-Z i ka dedikuar disa vargje "diss" reperit West në këngën e tij të fundit.

# Modelja e njohur fillon pushimet, shfaqet e "nxehtë" në bikini

Ajo është e njohur për linjat e përkryera që ka. Modelja e njohur, Alessandra Ambrosio e tregoi këtë përsëri të premten gjatë pushimeve me familjen e saj në Meksikë. Modelja 37-vjeçare e Victoria's Secret u largua shumë pak nga imagjinata në postimin e fundit të bërë në Instagram. Në imazhin e parë, bomba braziliane mund të shihet duke qëndruar në një plazh ndersa tregon linjat e përsosura. Ndërsa, flokët e saj u lanë të lira në erë, buzëkuqi ia kompletonte dukje.



# Meghan Markle do rikthehet në Hollywood

Meghan Markle është martuar me Princ Harryn dhe është në pritje të fëmijës së parë. Por kjo nuk do e ndalojë Dukeshën e Sussex të bëjë një rikthim spektakolar në Hollywood, sipas ishagjentes së saj. "Unë jam e sigurtë që Meghan do të bëjë një film të ri,"-tha Gina Nelthorpe-Coëne më tregon. Gina përfaqësoi Dukeshën derisa ajo u lidh me Harry-n. Nelthorpe-Cowne krahasoi historinë e Meghan me atë të fitueses së Oskar, Grace Kelly, që braktisi Tinseltown për t'u martuar me princin Rainier të Monakos. Por Gina shprehet se oborrtarët e Britanisë nuk mund ta ndalojnë Dukeshën të arrijë ambiciet e saj në ekranin e madh. "Nëse Meghan dëshiroj të bëjë një film të ri, do ta bëjë,"-shtoi ajo. "Markle është një grua e vendosur dhe e di se çfarë dëshiron." Gina tha se Meghan dëshiron të kthehet në ekran si një aktore e madhe.



## Kim Kardashian shfaq të pasmet në veshje sportive

Super ylli Kim Kardashian vazhdon të mbetet një prej emrave më të diskutuar në mediat ndërkombëtare. Ajo ndan shpesh me ndjekësit fotografi të ndryshme në rrjetet sociale, ku rrëmben gjithmonë vëmendje me format e saj fizike. Së fundmi, Kardashian është fotografuar gjatë një udhëtimi, ndërsa vëmendja e madhe u fokusua sapo ajo doli nga makina. E veshur në tuta sportive, 37-vjeçarja ekspozoi të pasmet e saj, duke bërë që komente të shumta të vërshojnë në adresë të saj. E shoqëruar nga rojet e sigurisë, Kim ndjehej mjaft e sigurt pas problemeve të shumta që ka pasur me ish-truporjen e saj. Ndonëse është nënë e tre fëmijëve, ajo arrin të ruajë mjaft mirë linjat trupore.





## Messi "ngrin" para modeles bukuroshe, një video po ndez rrjetet sociale

Rrjetet sociale janë për çdo gjë dhe nuk lejojnë që edhe detaji më i vogël të kalojë pa u vënë re. Ylli i Barcelonës, Lionel Messi, ka marrë pjesë në një event të kompanisë "Sirin Labs", që u mbajt në kryeqytetin katalanas. Yael Shelbia, modelja dhe imazhi i markës për të bërë fotot e rastit me mediat atje. Videoja e këtij momenti është bërë virale për shkak të qëndrimit "kurioz", sipas ndjekësve, që tregon ylli argjentinas. Në video shohim se Messi mbetet si një statujë, ndërsa modelja i afrohet atij dhe përpiqet të gjejë një pozicion, në të cilin të shfaqen dhe fotografohen natyrshëm. Ndërkohë komentet e videos së ngarkuar nga modelja shikohet e njëjta qasje. "Leo, duke menduar për veten e tij", "gruaja ime do të më vrasë mua", janë "përkthimet" pikante të qëndrimit të Messit.



## Krimineli më i bukur në botë do të martohet

Gjërat po bëhen serioze në mes të Jeremy Meeks dhe Chloe Green. Burime të afërta me çifton thonë se ai po planifikon t'i propozojë asaj martesë. "Chloe dhe Jeremy janë shumë të dashuruar dhe ajo mendon se ai së shpejti do t'i propozojë", ka thënë burimi për USmagazine. "Chloe nuk do të bënte fëmijë me Jeremy derisa nuk janë të martuar", Meeks ka aplikuar për shkurorëzim nga gruaja e tij Melissa. Ish-krimineli i shndërruar në model nga kjo martesë ka një djalë Jeremy Jr.

# Kina frenon modifikimin gjenetik, hetohet lideri i eksperimentit



Qeveria kineze e ka cilësuar si shkelje të rëndë ligjore, eksperimentin që shkencëtarët kinezë janë duke kryer mbi modifikimin gjenetik. Zyrtarë të qeverisë janë shprehur se, ky eksperiment ka kaluar kufirin e etikës dhe të moralit. Një hetim sapo ka nisur mbi udhëheqësin e eksperimentit, He Jiankui, i cili është i bindur se ka arritur të modifikojë ADN-në e dy embrioneve, nga të cilët një javë më parë kanë lindur dy binjake, Lulu dhe Nana. Modifikimi gjenetik i embrioneve, të destinuara për lindje të asistuar është i ndaluar në Kinë që nga viti 2003. Ndërhyrja e autoriteteve ishte e pallogaritur, duke marrë parasysh reagimet e dhunshme që nxiti njoftimi. Të hënën, me një video të hedhur në Youtube, He Jiankui ka shpjeguar përdorimin e teknikës "Crisp-Cas9" për të tjetërsuar ADN-në e disa embrioneve, e për të imunizuar kështu bebet nga një seri sëmundjesh infektive, mes të cilave ajo e AIDS-it.

# Iu duk si tapë e pavlerë shisheje, djali gjen një thesar të vërtetë

Ben Bishop është kërkues amator i metaleve të çmuara, që ka gjetur në Somerset të Anglisë, një unazë të vlefshme që kushton mbi dhjetëmijë euro. Punonjësi i fabrikës kishte marrë detektorin e metaleve dhe po kërkonte në një zonë malore, ku gjeti atë që mendoi se ishte nje tape shisheje. "Desha te largohesha, sepse mendova se është diçka e pavlerë. Por, zhurma që lëshonte detektori ishte e fortë dhe instinkti më tha se duhej ta kontrolloja", ka thënë Bishop. Në fakt, ai kishte gjetur një unazë ari, që ka të gdhendur shqiponjën me dy kokë, të punuar mes viteve 1550 deri 1650. Simboli që gjendet në unazë, fillimisht u mendua se vinte nga Evropa Lindore, por doli të jetë shqiponja të cilën e përdori si simbol Elizabeta e Parë, prej se u ngrit në fron.


© Raymonds




## Hondurasi vendos rekord të ri për filxhanin më të madh të kafesë në botë

Hondurasi vendosi një rekord të ri të Guinness të premten duke e bërë filxhanin më të madh të kafesë në botë. Filxhani mban rreth 18.000 litra, sipas Institutit Honduras të Kafesë. Rekordi i mëparshëm mbahej nga Mbretëria e Bashkuar me një filxhan prej 13.200 litrash që u prezantua në dhjetor 2012. Në kupën gjigande të Hondurasit, e bërë prej çeliku dhe me një shtresë izolimi plastike, u derdhën 15.730 litra ujë dhe 2.270 litra esenca kafeje. Filxhani ka një cilindër të jashtëm prej hekuri me një fund të bardhë që i jep një pamje qeramike. Ai është prodhuar në San Sebastian në territorin perëndimor të Lempira. Hondurasi është prodhuesi i pestë më i madh i kafesë në botë.



## "Bëjmë seks si të çmendur", e dashura 91 vjeç dhe i riu 31 vjeç çudisin botën

Ata janë çifti me vëmendjen më të madhe aktualisht në botë. Ajo ka jetuar më shumë se 9 dekada, kurse ai vetëm tre të tilla, por është shumë i kënaqur nga e dashura e moshuar. Margaret McCul nga Flordia ka treguar eksperiencën me të dashurin e saj vetëm 31 vjeç, Kyle Jones. "Jemi në një marrëdhënie të hapur dhe kemi një raport të fortë seksual me njeri-tjetrin", tregon e moshuara, kurse i riu shkon edhe më tej duke rrëfyer: Disa meshkuj pëleqjnë bjondet, disa brunet e disa të tjerë kaçurrelet, kurse mua më pëlqejne të moshuarat. "Bëjme seks si të rinj dhe ajo është femra që më ka kënaqur më shumë se kushdo tjetër në jetën time", vijon i riu duke shkaktuar mjaft reagime të rrjetet sociale.



## Vdes 98-vjeçari, sulmuar nga hajdutët për televizorin 10 dollarësh

Një hero i Luftës së Dytë Botërore ka ndërruar jetë në spital, ku përfundoi për shkak të hajdutëve që i vodhën televizorin 10 dollarësh. Veterani Peter Gouldstone, 98 vjeç u sulmua teksa po flinte gjumë në shtëpinë e tij në Londër. Familja e pensionistit e bëri rastin publik duke publikuar fotografinë e të moshuarit të shtrirë pa ndjenja në spital. 98-vjeçari u gjet pa ndjenja nga i biri që vuri rrëmujën në shtëpi me sirtarë të hapur dhe rroba në tokë. E gjitha ishte shkaktuar nga hajdutët që ishin në kërkim të gjërave me vlerë dhe parave, por ia dolën të merrnin vetëm në televizor të lirë. Sulmi që ndodhi në shtëpinë e tij në Arnos Grove, e ka la me sy të nxirë e me shenja të tjera në fytyrë. E përditshmja "TheSun" hapi një faqe fondesh për të mbledhur 5 mijë dollarë për të.

Durrsakët fituan minimalisht 0-1 edhe pse luajtën për 45 minuta me një lojtar më pak



Rozalb Lika

# Teuta fluturon në Korçë, Shkëmbi bëhet "makth" për Skënderbeun




Skënderbeu dhe Teuta kanë dhuruar një ndeshje spektakolare, por skuadra durrsake ka arritur që të rrëmbejë 3 pikë falë një sukesi minimal 0-1. Bledi Shkëmbi ka arritur që të triumfojë ndaj Orges Shehit në përballjen e dytë mes tyre. Loja nis në mënyrë dinamike dhe që në fillim të dyja ekipet dhurojnë spektakël, teksa Teuta kërkon një penallti, por Enea Jorgji, nuk është në të njëjtin mendim me lojtarët durrsak. Në minutën e 30-të të takimit, Seku Kamara shënoi golin që vendosi sfidën. E gjithë festa është për lojtarët e Teutës dhe stafin e skuadrës durrsake. Më pas Bregut iu anulua një gol, por ishte dukshëm në pozicion jashtë loje, ndërsa në fundin e takimit erdhi momenti tjetër delikat, sepse u dha një penallti kundër Teutës, por edhe një karton i verdhë, i dyti në ndeshje, për mesfushorin Fabian Beqja. Penalltinë çuditërisht e mori përsipër mbrojtësi i Kosovës Fidan Aliti, i cili gjuajti lehtë dhe në qendër, duke ia dorëzuar topin portierit Isli Hidi. Në fraksionin e dytë të ndeshjes spektakli dhe dinamika e lojës nuk mungojnë, me lojtarët e Skënderbeut që mbeten gjatë gjithë kohës në sulm, por Isli Hidi është hero i durrsakëve. Disa raste të shpëtuara prej tij, ndërkohë që sulmuesit e Skënderbeut nën presion gabojmë me shumë goditje jashtë kuadratit. Kështu edhe me zëvendësimet e kryera nga Orges Shehi, gjërat nuk ndryshojnë veç presionit të shtuar në portën e portierit Hidi. Por me gjithë presionin e shtuar dhe rastet e shumta të krijuara nga lojtarët e Skënderbeut, korçarët në fund janë të detyruar të pranojnë rezultatin. Një fitore me shumë vlerë për Teutën që me tre pikët e sotme shkon në vend të tretë në renditje me 28 pikë, ndërsa Skënderbeu vijon të mbajë vendin e dytë me 30 pikë. Javën e ardhshme Skënderbeu do të përballet me Kukësin ndërsa Teuta do të luajë kundër Partizanit. Kjo është disfata e dytë që Teuta dhe Bledi Shkëmbi i shkaktojnë Skënderbeut në këtë sezon, teksa e mundën dhe në fazën e parë. Teuta pas kësaj fitoreje ngjitet në vendin e tretë me 28 pikë, ndërsa lë Skënderbeun në vendin e dytë, por me 4 pikë më pak se skuadra e Partizanit.

SUPERLIGA

## Kukësi mund në fund Luftëtarin, Et'hemi heroi i verilindorëve



Kukësi merr 3 pikë shumë të rëndësishme në transfertën ndaj Luftëtarit. Skuadra e Cungut fitoi 0-1 falë një goli të shënuar 3 minuta nga fundi i kohës së rregullt nga Valon Et'hemi. Verilindorët vuajtën jo pak ndaj skuadrës së drejtuar nga Gentian Mezani, pasi përveç vështirësive për të kërcënuar portën e kundërshtarëve, shpeshherë u përballën edhe me kundërsulmet e rrezikshme të vendasve. Nga ana tjetër Luftëtari, pas një pjese të parë mjaft të mirë, 45-minutëshin e dytë e luajti thuajse të gjithën me një lojtar më pak, pasi mesfushori shkodran Ramadani u ndëshkua me kartonin e dytë të verdhë në minutën e 47-të dhe la fushën e lojës. Gjithsesi për 87 minuta, bluzinjtë rezistuan mjaft mirë, duke u mbrojtur me fanatizëm, deri sa Etemi nisi një aksion personal dhe pasi kombinoi me një nga shokët e skuadrës, gjuajti nga pranë pikës së penalltisë dhe kaloi topin poshtë duarve të portierit Ruçi, i cili e preku, por nuk ia ndali drejtimin për në rrjetë. Me këtë fitore, Kukësi ngjitet në kuotën e 27 pikëve, duke ruajtur ritmin e Partizanit kryesues, që ka 34 pikë, ndërsa gjirokastritët mbeten në kuotën e 13 pikëve, në vendin e 7 të renditjes.

KUKËSI

## Cungu: Kartoni i kuq i Luftëtarit më shumë na prishi punë



Trajneri i Kukësit, Armando Cungu është shprehur i lumtur pas suksesit minimal ndaj Luftëtarit në Gjirokastër, por strategu i verilindorëve deklaroi se dalja e një prej kundërshatrëve me karton të kuq më shumë u prishi punë."Në radhë të parë komplimentoj djemtë për lojën dhe rezultatin, por edhe kundërshtarin pasi na e bëri shumë të vështirë. Më të lehtë e kishim kur ishim me forca të barabarta. Na mungoi qetësia e duhur për ta zgjidhur situatën me gol, por në pjesën e dytë na u bë me të vështirë pas kartonit të kuq të Luftëtarit, pasi ata bëhen më të vështirë për tu çarë. Fati që nuk kishim në pjesën e parë, na u shpërblye në fund. Me ritëm më të shpejtë mund të çahej kundërshtarin ndërsa kur ekipi doli në inferioritet, mendohet se është më e lehtë për të marrë rezultatin, por realisht është më e vështirë. Kishim nervozizëm pasi donim fitore dhe po kalonin minutat. Nuk duheshin lëshuar pikët", deklaroi Cungu pas ndeshjes.

TEUTA

## Shkëmbi: E shijova fitoren, shpirti i garës ishte vendimtar




Trajneri i Teutës, Bledi Shkëmbi është shprehur shumë i lumtur me fitoren në Korçë ndaj Skënderbeut. Strategu u bregdetarëve theksoi se kishte emocione në duelin ndaj ish-ekipit të tij, por sipas tij djemtë treguan shpirt gare edhe pse luajtën për një pjesë loje me një lojtar më pak. "Bëmë një pjesë të parë shumë të mirë, por personalisht më pëlqeu më shumë pjesa e dytë, jo për bukurinë, por për shpirtin garës që kishin lojtarët për rezultat pozitiv. Personalisht e di se sa e vështirë është të mbash rezultatin 1-0. Ndaj më pëlqeu. Nuk diskutohet, mendoj që ishte meritë e Skënderbeut që na detyroi të luanim ashtu në pjesën e dytë, kishim synim të mbronim rezultatin e të bënim kundërsulme që nuk i arritëm asnjëherë. I gëzohem shpirtit të garës dhe besimit. Ekipi mendoj se kur ka besim, ka arritur pikën maksimale. Latif ishte i dëmtuar, kishte probleme me kavilien, e mendova si zgjedhje taktike, vendosa të fus lojtarët që janë 100% që nuk kanë probleme se duhen lojtarë të tillë ndaj Skënderbeut. U ndjeva patjetër me emocione, pro e para respektoj punën time dhe djersën e lojtarëve, aty mund në 90 minuta. E shijova, për respekt të vetes dhe futbollistëve e klubit, ka kënaqësi kur mund ekipet më të mira dhe për mua Skënderbeu është ekipi më i mirë. Kartoni i kuq? Gabimet janë për lojtarët në fushë, janë gjëra që ndodhin. Ndoshta hera e parë që isha në mëdyshje se çfarë zëvendësimi do të bëja. Vendosa të largoja Kallakun për arsyet e mia, duke lënë Prognin e Kamara për shpejtësi në fushë. Rezultati të jep të drejtë ose gabim pastaj në fushë", deklaroi Shkëmbi pas ndeshjes.

Kuqezinjtë shpresojnë të shmangin përballje me kombëtaret e mëdha, ja disa nga skenaret

# Shorti i kualifikueseve të "Euro 2020", Shqipëria mëson sot rivalët

Shqipëria do të mësojë sot nga Dublini kundërshtarët për eliminatoret e "Euro 2020" pasi dështoi që të bënte një paraqitje të mirë në Ligën e Kombeve. Si kuqe dhe Kosova të pozicionuara respektivisht në vazon e katërt dhe të pestë, bazuar në rezultatet e arritura në Nations League do të provojnë të renditen mes dy vendeve të para, në 10 grupet që do të përcaktohen në Dublin të Irlandës, në shortin që do të mbahet në orën 12 00 të kësaj të diele. Në total 10 grupet do të ndahen në 5 me nga 5 skuadra dhe 5 me nga 6 skuadra në përbërje, ndërsa 4 përfaqësueset që kanë fituar grupet respektive në Ligën A të Nations League, Holanda, Zvicra, Portugalia e Anglia do të pozicionohen në grupe me 5 skuadra. Kosova nuk mund të jetë në të njëjtin grup me Serbinë dhe Bosnjë Hercegovinën që bëjnë pjesë respektivisht në vazon e tretë dhe të dytë, për shkak të konflikteve politike që ka dy shtete të Ish-Republikës së Jugosllavisë. Për sa i përket Shqipërisë për të vazhduar ëndrrën dhe për të pretenduar kualifikimin e dytë radhazi , shpresohet në një short bujar. Shansi më i mirë i mundshëm do të ishte të evitonim përfaqësuese të tilla si Franca, Belgjika, Spanja, Anglia por edhe Kroacia e Portugalia. Nga vazo e dytë duhet evituar me çdo kusht Gjermania por edhe Suedia, Rusia e Ukraina. Në vazon e tretë kundërshtarët më të rrezikshëm dhe do të ishte mirë që Shqipëria mos t'i kishte në grup janë Sllovakia, Turqia, Skocia dhe Norvegjia, ndërsa nga vazo e 5-të do të ishte perfekte të mos kapnim as Kosovën e as Maqedoninë e Bjellorusinë, për sa i përket vazos së 6-të janë të gjithë kundërshtarë të kalueshëm për kuqezinjtë e Panuccit edhe pse Letonia do ishte mirë të evitohej.




**VAZOT**

Vazo UEFA Nations League (4): Zvicra*, Portugalia*, Hollanda*, Anglia*.
Vazo e parë (6): Belgjika, Franca, Spanja, Italia, Kroacia, Polonia.
Vazo e dytë (10): Gjermania, Islanda, Bosnia-Herzegovina*, Ukraina*, Danimarka*, Suedia*, Rusia, Austria, Uellsi, Republika Ceke.
Vazo e tretë (10): Sllovakia, Turqia, Republika Irlandës, Irlanda e Veriut, Skocia*, Norvegjia*, Serbia*, Finlanda*, Bullgaria, Izraeli.
Vazo e katërt (10): Hungaria, Rumania, Greqia, Shqipëria, Mali Zi, Qipro, Estonia, Sllovenia, Lituania, Gjeorgjia*.
Vazo e pestë (10): Maqedonia*, Kosova*, Bjellorusia*, Luksemburgu, Armenia, Azerbajjan, Kazakistan, Moldavia, Gjibraltari, Ishujt Faroe.
Vazo e gjashtë (5): Letonia, Lihtenshtein, Andorra, Malta, San Marino.

GJERMANI

## City i pamëshirshëm në Premier League, mund me lehtësi Bournemuth-in



Manchester City vazhdon të dhurojë spektakël në Premier League. Skuadra e Pep Guardiolës ka fituar pa shumë vështirësi 3-1 ndaj Bournemuth-it në duelin e javës së 14-t. Bernardo Silva gjeti rrugën e rrjetës që në minutën e 16-të, duke përfituar nga një aksion i Sane nga krahu i majtë dhe nga dalja e portierit të miqve. Reagimi i Bournemuth vjen me lojtarin më në formë të tyre, Wilson, i cili mposhti me një goditje me kokë portierin Ederson. Pas pushimit Bournemouth nuk duket më në fushë. Vendasit dominojnë plotësisht dhe shënojnë golin e avantazhit me Sterling në minutën e 57-të. Pas tij ishte Gundogan që vulosi fitoren në minutën e 80-të pas topit të bukur të Sane brenda zonës. Një tjetër fitore bindëse, duke vërtetuar se Qytetarët mund të fitojnë edhe pa Aguero-n dhe blindojnë vendin e parë me 38 pikë, 5 më shumë se Liverpooli.

GJERMANI

## Dortmundi blindon kreun në Bundesligë, Bayerni i falet dopietës së Gnabry




Borussia Dortmund nuk di të ndalet në Bundesligë. Verdhezinjtë kanë fituar 2-0 ndaj Freiburgut në ndeshjen e vlefshme për javën e 13-të. Ndeshja u zgjidh në minutën e 40-të teksa Sancho fitoi një 11-metërsh falë një veprimi të bukur në krahun e majtë. Nga pika e bardhë shkoi Marcus Reus duke goditur me shumë qetësi në mesin e portës. Alcacer në minutën e parë shtesë shënoi golin e dytë për verdhezinjtë duke i dhënë 3 pikë të rëndësishme që e mbajnë në krye Dortmundin në kuotën e 33 pikëve, 9 më shumë se Bayern Munich. Skuadra e Niko Kovac ka fituar 2-1 në transfertën ndaj Werder Bremen me dy gola të shënuar nga Gnabry. Talenti zhbllokoi ndeshjen në minutën e 20-të, ndërkohë që në minutën e 33-të Osako barazoi duke përfituar edhe nga një dalje e gabuar e portierit Neuer. Në fillimin e pjesës së dytë Gnabry shënoi golin e dytë pas një pasimi të Muller nga krahu i djathtë.

ITALI

# Juventusi "kanibal" në Seria A, shkatërron edhe Fiorentinën

Juventus është një "makineri" e pandalshme në Seria A. Kampionët e Italisë fituan 3-0 në transfertën ndaj Fiorentinës, një duel që pritej të ishte më i vështirë seç rezultoi në fushë. Skuadra e Allegri dominoi në 45 minutat e para, por gjeti rrugën e rrjetës vetëm në minutën e 31-të me Rodrigo Bentacur, i cili me një veprim të bukur arriti që t'i shmangej dy mbrojtësve dhe më pas me të majtën mposhti portierin Lafont duke mos i dhënë asnjë mundësi reagimi. Bardhezintjë humbën edhe mundësi të tjera shënimi, por pjesa e parë u mbyll në avantazhin minimal. Fillimi i fraksionit të dytë ishte më i mirë për ekipin e Piolit që i afrohen në disa raste golit me Chiesa-n, Gerson dhe Simeonen. Juventus ndërkohë është cinike dhe godet sërish vendasit. Në minutën e 69-të, Georgio Chiellini shënoi golin e dytë, pas një goditje me të djathtën brenda zonës, ndërkohë që Ronaldo nuk e preku në fund. Ky gol i dha një goditje të rëndë Fiorentinës, që humbet toruan në fushën e lojës. Në minutën e 79-të, Juventusi fitoi një penallti pas një prekje të topit me dorë brenda zonës. Nga pika e bardhë shkoi Cristiano Ronaldo, i cili nuk arriti që të kompletonte ëndrrën e Lafont, i cili ëndërronte një pritje ndaj portugezit. Për Ronaldon ky ishte goli i 10-të në këtë sezon në Seria A dhe i 11-i në total. Juventus me këtë sukses ruan kreun e renditjes me 42 pikë, 11 më shumë se Napoli që luan të hënën ndaj Atalantës.



# Përfitimet shëndetësore nga kumbullat



Kumbullat janë ndër frutat më të preferuara të kësaj stine. Ato janë shumë të mira për kapsllëkun dhe problemet me tretjen. Duke qenë se janë të pasura me fibra dietike si sorbitol dhe isatin, mbrojnë zemrën. Një kumbull mesatare përmban 130 miligramë potasium që ndihmon në menaxhimin e nivelit të lartë të presionit të gjakut dhe ul rrezikun e atakut kardiak. Kumbullat po ashtu të mbrojnë nga kanceri dhe dëmtimi i qelizave. Ato pastrojnë radikalet e lira që dëmtojnë shëndetin dhe pigmenti i kuq dhe blu që gjendet në disa kumbulla parandalon diabetin. Kumbullat kanë nivel të ulët të gliceminës dhe ulin rrezikun e diabetit të tipit 2. Sipas një studimi të realizuar në Florida, kumbullat përmirësojnë shëndetin e kockave. Ato kanë pak kalori dhe ky është një fakt shumë i rëndësishëm për personat që mbajnë dietë. Një kumbull e vogël përmban 30 kalori. Kumbullat po ashtu përmirësojnë kujtesën, ato janë të pasura me antioksidantë që ngadalësojnë shfaqjen e Alzheimer-it.

# Uri e vazhdueshme, 10 gjërat që e shkaktojnë këtë ndjenjë të bezdisshme

Emocionet si stresi, ankthi, mërzia mund të nxisin një dëshirë të vazhdueshme për ushqim: është e ashtuquajtura uria nervoze. Emocionet mund të çojnë në dëshirën e pakontrollueshme për ushqim. Ankthi, mërzia, trishtimi, shqetësimi, mund të kërkojnë kompensim në kërkim të vazhdueshëm për diçka jo të shëndetshme për të ngrënë. Por, shkaqet nuk janë vetëm psikologjike: nëse ndiheni të pangopur, kjo mund të varet edhe nga ADN-ja juaj. Njohja e shkaqeve bën të mundur menaxhimin më të mirë të problemit dhe veprim më efektiv për të "shuar" urinë e vazhdueshme. Kushtojini vëmendje këtyre 10 shkaqeve që shkaktojnë këtë ndjenjë të bezdisshme të urisë së vazhdueshme.

**Keni etje**

Edhe nëse keni ngrënë nuk ndiheni të ngopur, ndoshta nuk ka të bëjë me urinë. Mendoni kur ishte hera e fundit që keni pirë ujë. Pini një gotë dhe prisni pak kohë. Ndjenja e urisë do të zvogëlohet dhe do të zbuloni se në realitet keni pasur vetëm etje. Konsumoni një sasi të madhe uji nga mëngjesi dhe gjithmonë gjysmë ore para çdo vakti.

**Hani ushqime me kalori të zbrazët**

Të ëmblat, madje edhe nëse merren në sasi të vogla, përfundojnë të nxisin oreksin tonë pa i dhënë trupit ushqim të shëndetshëm dhe ushqyes. Çelësi është që të përpiqeni të zvogëloni numrin e karbohidrateve dhe sheqernave duke ngrënë ushqime të shëndetshme.

**Ndoshta nuk flini mirë**

Nëse nuk keni fjetur mirë do të zgjoheni i uritur, diçka që nuk do të ndodhë nëse flini për 7-8 orë. Gjatë natës organizmi sekreton një hormon të quajtur melatonin që kujdeset për funksionimin korrekt të trupit.



Stresi

Ne të gjithë reagojmë në dy mënyra kur përballemi me momente stresi. Njerëzit të cilët nuk mund të hanë asgjë dhe ata që hanë më shumë, vetëm për shkak se ata janë të shqetësuar. Nëse jeni gjithmonë i uritur në kohë stresi dhe ankthi, duhet të mbani parasysh se nuk është arsye për të ngrënë ushqime të pashëndetshme. Thërrisni miqtë tuaj, bëni sport, lexoni një libër, çdo gjë që do t'ju shkëpusë dhe nuk do të mendoni për ushqimin.

**Aperitivët dhe alkooli**

Alkooli ju shëndosh sepse stimulon oreksin tuaj. Mos pini alkool ose e pini në mënyrë të moderuar dhe nëse shkoni me miqtë, zgjidhni ushqime të lehta dhe aperitivë të shëndetshëm.

**Mungesa e proteinave**

Vazhdimi i urisë mund të jetë për shkak të mungesës së proteinave, të cilat sigurojnë energji dhe një ndjenjë të qëndrueshme të ngopjes. Hani perime dhe fruta së bashku me proteina.

**Mungesa e yndyrnave të shëndetshme**

Jo të gjitha yndyrnat janë të njëjta. Për shembull, ushqimet e skuqura, ushqimet e yndyrshme, ushqimet e tymosura dhe miellet përmbajnë yndyrna të dëmshme për shëndetin, yndyrna të ngopura që ju shëndoshin dhe ju mbajnë të uritur.

**Nuk keni një orar fiks për të ngrënë**

Për të parandaluar urinë e vazhdueshme, bëni pesë vakte në ditë: mëngjes, drekë, darkë dhe dy vakte në mes. Mos kaloni asnjë dhe nëse mundeni, gjithmonë i bëni ato në të njëjtin orar ose me një interval kohor të ngjashëm.

**Mos mendoni gjithmonë për ushqimin**

Tendenca në rritje për të parë imazhet e ushqimit në rrjetet shoqërore gjithmonë na bën të mendojmë për të ngrënë. Mos rrini gjithë kohën në Instagram duke kërkuar çfarë të gatuani për darkë ose festën e ardhshme sepse, në fund, do të dëshironi të hani përsëri.

Mos hani me nxitim

Ngrënia e ushqimit ngadalë është thelbësor për t'u ndjerë i ngopur në kohën e duhur. Ushqimi shpejt nuk lejon që trupi të asimilojë ushqimet dhe përfundon duke kërkuar më shumë. Është e nevojshme të prisni një kohë para se sinjali i ngopjes të arrijë në tru.

# Arsyeja pse na duhet gjumi

*Të gjithë e kemi të nevojshëm gjumin. Në fakt, 1/3 e jetës sonë e kalojmë në gjumë. Shkencëtarët gjithmonë janë munduar të zbulojnë se çfarë ndodh gjatë kësaj kohe dhe duket se e kanë gjetur më në fund. Një studim i ri ka treguar se gjumi duhet për të rindezur lidhjet e kujtesës së trurit, duke bërë që në mëngjes ai të jetë i freskët dhe të ketë vend për kujtime të tjera. Në fund të ditës, lidhjet janë të tendosura dhe të lodhura nga imazhet, bisedat dhe faktet. Gjumi ndihmon në çlodhjen e tyre dhe i bën gati për të marrë informacione të tjera. Studimi është kryer nga psikiatri Christoph Nissen, i Universitetit të Frajburgut.*



# SUPERFJALEKRYQI

Nga Albert VATAJ



**HORIZONTALISHT**

1. Pije freskuese, që bëhet me miell meli ose misri të thartuar me brumë buke dhe që ka shije majhoshe
4. Haxhi ... etnomuzikolog i shquar, ka krijuar dhe riorkestruar shumë këngë e valle popullore të trevave shqipfolëse
10. Gjalmë i hollë, i dredhur me dy-tri fije të kuqe e të bardha prej leshi a mëndafshi që ua lidhnin fëmijëve në duar a në qafë ditën e verës
11. Punoj tokën me shatë, me bel etj., rrëmih, gërmoj tokën me diçka
13. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe që formohet nga bashkimi i Z me H
14. Gjarpër i trashë dhe i gjatë, me trup të fuqishëm
16. E bëj diçka që të fishket e të thahet
17. Plotësoj nevojat e një ndërmarrjeje, të një institucioni
20. Nëpunës që i zvarrit çështjet, që është i shkëputur nga masa
22. Majmun trupmadh pa bisht, me krahë të gjatë, që rron në pyjet e ishujve Sumatra e Borneo.
24. Rrethi i Skraparit, ... ashtu e kishte targën e mjeteve
26. I drejtohem një organi më të lartë për të rishikuar vendimin e dhënë nga një organ më i ulët
29. Një nga televizionet kombëtare shqiptare, i pari në transmetim në HD, falas. Degëzimi i saj në Kosovë
31. Fëmijë mashkull deri në moshën e pjekurisë; djalë i vogël
32. Që përdoret për të prashitur tokën e bimët
36. Rrethi i Korçës, ashtu shënohej në targën e makinave
37. Frank, ditari i së cilës u bë një nga dëshmitë më rrënqethëse të mizorive naziste ndaj hebrejve
38. Bardhosh ..., veprimtar, atdhetar shqiptar, vdiq më 17 janar 1982
42. Aktori i disa filmave, Mario ... lindi më 27 korrik të vitit 1939 në Shkodër
44. Norbert ... (1887-1942) albanolog austriak me prejardhje hebreje. Njihet si një ndër themeluesit e albanologjisë
46. Dele me lesh të gjatë, të trashë dhe të ashpër
47. Rrethi i Pukës, ashtu e shënonte targën
49. Marr njohuri, përvetësoj dije nga një fushë e caktuar, studioj një lëndë mësimore, nxë
51. Njeri sylesh, të cilit ia hedhin të gjithë; njeri budalla, i trashë
52. Miratimi ose e drejta që i jepet dikujt për të bërë diçka, por edhe ... lindje, ... e zakonshme, etj.
54. Këngë korale e gëzueshme e plot gjallëri, këndohej për nder të Dionisit, perëndisë së rrushit dhe të verës
56. Vijë e gjatë, që hapim në arë me plug ose me një vegël tjetër bujqësore, hulli
57. Ajo që bën pula, vezë ose..
58. Fjalë që shqiptojmë kur thërresim dikë ose kur na flet dikush në telefon
59. Shkoj gjuhën mbi sipërfaqen e diçkaje, nuk e ha, e ...
63. Shqipëria e ka atë si paranë e saj, e shquar
66. Eshtë ai i punës, ai i mësimeve, ai i veprimeve. Oren e ka në të.
68. Njësia bazë për matjen e rezistencës elektrike.
69. Kukës, ashtu e identifikoje targën e këtij rrethi
70. Gyp i gjatë e i hollë prej gome, që përdoret për të ujitur, për të tërhequr lëngje etj
72. ... F.C. konsiderohet si një nga klubet e futbollit më të suksesshme të Anglisë
75. Doktrin filozofike që nuk e merr parasysh arsyetimin e përgjithësimin shkencor
77. Rrethi i Mirditës, e kishte asht targën
78. Pjesa shumë e imët e miellit, që ngrihet si pluhur gjatë bluarjes
79. Banka Botërore
80. E lëndoj me fjalë dikë, e shaj, ose e O...
82. Gadishulli ... ose edhe Gadishulli Italian shtrihet në pjesën qendrore të regjionit të Evropës Jugore
83. Makinat e Elbasanit ashtu e kishin targën
84. Pjesë e matematikës, që studion vetitë e thjeshta të numrave dhe veprimet me ta
87. Salvador ... piktor surrealist, skulptor dhe skenograf, terhoqi vemendjen si nje njeri i cuditshem
90. Në largësi të vogël nga diçka tjetër, pran
91. Zëri i burrit ndërmjet tenorit dhe basit; këngëtari që ka këtë zë
94. Grackë për të zënë zogj, me një rrasë të mbështetur mbi kunja të hollë
96. E quaj si një gjë të prerë dhe të pakundërshtueshme, e kthej në diçka absolute; e vë përmbi të gjitha, e vlerësoj jashtë çdo mase
98. Ai që krijon sipas parimeve të abstraksionizmit
100. Fat në lojë, në punë a në jetë.
102. Metal me ngjyrë të argjendtë e me shkëlqim të kuqërremë, që është i brishtë e shkrihet shpejt, (simboli Bi)
104. Shprehja e jashtme a shfaqja e thelbit të sendeve e të proceseve të realitetit
106. Bashkim kimik që del nga veprimi i oksigjenit mbi një metal a mbi një lëndë tjetër.
107. "Lufta dhe ..." kryevepra e shkrimtarit rus, Leon Nikollajeviç Tolstoj
109. Megjithëse një proverb i Jugut thotë "... e gunë" ai mbetet nga muajt telendisës të verës
112. ... Grameno, lindi në Korçë, (1871-1931), ishte publicist i shquar, shkrimtar dhe veprimtar i lëvizjes patriotike e demokratike
114. Koha e pushimit ndërmjet dy akteve të një shfaqjeje teatrale, muzikore etj
115. ... ose thur një pëlhurë apo diçka tjetër për të krijuar

**VERTIKALISHT**

1. Punë e veprimtari tregtare, që bëhet nga kapitalistët për të nxjerrë fitime sa më të mëdha
2. Ema mëkatare e njerëzimit, Havaja, sipas besimit mysliman
3. Nota e parë e shkallës muzikore; shenja për këtë notë
4. E bardhe si ajo ... s'ka me te bardhë, e ftohtë. Simbolikë e dimrit
5. Partia Bashkimi Republikan Shqiptar
6. Skulptori, Dhimitër ... lindi në Korçë më 14 shtator 1904, dhe vdiq më 1990 në Tiranë
7. Ashtu quhet harku i qimeve mbi gropën e syrit
8. Vë në qarkullim, nxjerr, prodhoj. Përdoret shpesh për polla postare, kartmonedha, etj
9. Zëri që nxjerr një njeri kur qan.
11. Vegimi a përshtypja e rreme që krijohet nga përthyerja jo e njëllojtë e rrezeve të dritës në shtresat e ajrit
12. Mali i ..., ësh shtet ballkanik, Guri i ... është një fshat në Shkodër
15. Tomas ...filozof gjerman (1738-1766), moralist i popullarizuar, u kushtua pas edukimit arsimor-pragmatik
16. E vendos dikë a diçka në një vend
18. Që është i saktë e i sigurt, që nuk ngjall dyshime, i vërtetë
19. Lloj xunkthi që rritet në vende moçalore e që përdoret për të bërë shporta
21. Qengj i butë, që është mësuar të ndjekë pas bariun a të zotin
23. Po Gjirokastra si e kishte targën
25. Dakord në gjuhë universale
27. Romani i Anton Pashkut
28. Nuk e marr diçka nga vendi ku është
30. Masë gjatësie për udhëtimet detare e barabartë me 4,445 km ose 5,556 km
32. Quhet ashtu çifligari i madh në Poloni dhe në disa vende të tjera sllave
33. ... Vokshi, (1815 - 1890) është veprimtar dhe figurë e shquar e Lidhjes së Prizrenit dhe Hero i Popullit në Kosovë
34. Pastaj e ka brenda
35. Makinat e Delvinës ashtu e kishin targën
36. Një prej zonave të plazhit të Shëngjinit
37. Partia Aleanca Popullore
39. Diçka që nuk është e gënjeshtërt, është padyshim e ...
40. Partia Lëvizja për Drejtësi e Shqiptarëve
41. Jean ..., skulptor, piktor dhe poet gjerman
43. Xhevahir ..., shkrimtar dhe poeti i mirënjohur, lindi më 1 mars 1945
45. Aktor shqiptar me një galeri të pasur rolesh dhe karakteresh në teatër dhe film, ... Radoja
48. Në kohën e diktaturës, flitej për të, për rrethim të egër imperialisto-revizionist
50. Partia Aleanca e Maqedonasve për Integrim Europian
52. Njeriu, të cilit ia hedhin të gjithë, e marrin për budall
53. Përshtypje e madhe që bën një ngjarje a një lajm
54. Përdoret për të bërë enë a sende të tjera prej balte (tulla, tjegulla, poçe, qypa)
55. Lëndë organike e përbërë, që gjendet me shumicë në të bardhën e vezës
60. Për Peqinin e dini se kishte targën e makinave
61. Përdoret zakonisht me folje të mënyrës urdhërore, lidhore e dëshirore
62. GRamshi e kishte ashtu targën
64. Kopsht i vogël zakonisht pranë shtëpisë
65. Vend ku kullosin bagëtitë
67. Që i përket një kohe të lashtë, që është shumë i vjetër, i lashtë
71. Mjet prej metali, me trajta e me përmasa të ndryshme, me një hallkë të harkuar
73. Thuhet zakonisht për dikë që nuk kundërshton kurrë e u përulet të tjerëve
74. Banka Ndërkombëtare për Rindërtim dhe Zhvillim
76. I heq të drejtën e pronësisë dhe vetësisë, një individi, ose një grupi me anë të mekanizmave ligjore
77. Përgjithësues për specialistët e fushave të ndryshme të shërbimit shëndetësor
81. Varg a zinxhir, zakonisht prej ari ose prej argjendi, që e varin gratë në qafë për zbukurim
85. Rrethi i Tepelenës, ishte me targë ashtu
86. Rrethi i Kolonjës, Ersekë, targa e saj ishte
88. Ai që banon në rrëzë ose në faqe të një mali
89. Targat e mjeteve të Fiertit ashtu e kishin targën
92. Shprehje e ideve dhe e mendimeve në një vepër artistike tërthorazi
93. Në një vend të caktuar larg meje, po afër bashkëbiseduesit
95. Maja e një plage që ka zënë qelb
96. Që nuk ka trajtë të përcaktuar e të qartë; që nuk ka organizim ose ndërtim të rregullt
97. Armë e rëndë artilerie, me tytë të gjerë, më të shkurtër se topi dhe më i gjatë se i mortajës.
99. Fane ... aktor shqiptar i disa roleve protagoniste. Lindi më 1949 në Gjirokastër.
101. Sipas zanafillës, ai ishte kopështi i perëndisë ku krijuesi përcaktoi si vendbanim i Evës dhe Adamit
102. Kokërr fildishi ose prej lënde sintetike, e rrumbullakët dhe e madhe sa një portokall, që përdoret në lojën e bilardos
103. Rrethi i Shkodrës, ashtu e kishte targën
105. Njësi për të matur gjatësinë, e barabartë me 64 ose me 80 centimetra
108. Rrethi i Vlorës, e kishte ashtu targën e makinave
110. United Kingdom of Great Britain and Northen Ireland, shkurtima
111. Makinat e rrethit të Hasit e shënonin ashtu në targë
112. Nota e tretë e shkallës muzikore, shenja për këtë notë
113. Ashtu e shënonte Lezha në targat e makinave



PËRGJIGJE E SUPERFJALEKRYQIT TE NUMRIT TE KALUAR

Veliaj mbjell pemë me ish-Ambasadorin e SHBA, Alexander A. Arvizu, i dhuron Kullën e Sahatit. "Mik i çmuar i qytetit, Shqipëria ka zënë vend në zemrën e tij"

# Arvizu: Ndryshimi i Tiranës është i jashtëzakonshëm







Katër vite pas largimit nga Shqipëria, ish-Ambasadori i SHBA, Alexander A. Arvizu është surprizuar nga ndryshimi i shpejtë i Tiranës. Ai u prit në një takim nga kryebashkiaku Erion Veliaj, i cili e nderoi atë me "Kullën e Sahatit", si një figurë që ka dhënë kontribut të madh në avancimin e marrëdhënieve dypalëshe mes Shqipërisë dhe Shteteve të Bashkuara të Amerikës.
Më pas, Veliaj dhe Arvizu mbollën edhe një pemë në shenjë të miqësisë mes dy vendeve në lulishten pranë Bibliotekës Kombëtare.
Ish-ambasadori Arvizu e cilësoi të jashtëzakonshëm transformimin që ka pësuar Tirana vitet e fundit, ndërsa theksoi se është bukur që njerëzit ndiejnë krenari për qytetin e tyre. "Është shumë e jashtëzakonshme. Është bukur që njerëzit ndiejnë krenari për qytetin e tyre dhe kjo mund të inspirojë për të tjera gjëra. Unë e njoh Kryebashkiakun, por më e rëndësishmja, e di që Kryebashkiaku po punon edhe në gjëra të tjera, ndoshta jo kaq të dukshme, por që gjithashtu do të përmirësojnë jetën e njerëzve. Ndaj është e rëndësishme të bëhen të dyja, nuk mund të kesh njërën, pa pasur tjetrën", tha Arvizu.
Duke u shprehur i kënaqur që rikthehet sërish në Shqipëri, ish-ambasadori vlerësoi edhe rolin e kryebashkiakut Veliaj dhe lidhjet e tij të forta me SHBA. "Jam i lumtur të jem sërish këtu në Shqipëri. Kjo është hera ime e parë që nuk jam në një pozitë zyrtare, ndaj është një ndjesi disi e çuditshme, por jam shumë i lumtur të jem sërish këtu. Kryebashkiaku ka lidhje shumë të forta me Amerikën prej kohës së tij si student dhe unë e falenderoj që ka qenë pjesë e asaj eksperience profesionale dhe që po më lejoni mua të bëhem pjesë e përvojës suaj. Ju falenderoj për vizitën e mrekullueshme sot, e çmoj shumë këtë", tha Arvizu.
Kryetari i Bashkisë së Tiranës, Erion Veliaj e cilësoi ish-ambasadorin amerikan Arvizu një mik shumë të çmuar të vendit tonë. Ai theksoi se edhe nisma e tij për të dhënë një kontribut konkret duke mbjellë një pemë në Tiranë në fushatën për "Pyllin Orbital", është një provë se Shqipëria ka zënë vend në zemrën e tij. "Mikprita në Tiranë një mikun tonë shumë të çmuar, ambasadorin Arvizu, që ka kaluar një pjesë të jetës së tij në këtë qytet. Është lidhur me këtë qytet, me vendin tonë. Prova se një vend ka zënë vend në zemrën dhe në jetën e dikujt, është kur ai kthehet sërish aty. Edhe prova që na jep ambasadori sot është se Tirana është pjesë e jetës së tij, Shqipëria është pjesë e jetës së tij dhe fakti që kthehet edhe për të dhënë një kontribut konkret dhe për të mbjellë një pemë në Tiranë në këtë fushatën tonë të "Pyllit Orbital", më bën që ta çmoj shumë", u shpreh Veliaj.
Ai falenderoi ambasadorin amerikan për punën që ka bërë gjatë mandatit të tij në Shqipëri dhe e ftoi atë që Tirana të jetë destinacioni i pushimeve të familjes së tij. "I uroj shumë sukses në punën e re dhe besoj që të gjendet gjithmonë një mundësi për ta pasur sa më shpesh në Tiranë, edhe për të pasur gjithmonë një arsye për t'u parë në shenjë të miqësisë dhe kontributit që ju keni dhënë në vendin tonë. Dua që në emër të të gjithë qytetarëve të Tiranës t'ju falenderoj, edhe t'ju mirëpres sa herë që t'ju bjerë rruga, apo që të vendosni që Tirana do të jetë destinacioni i pushimeve tuaja", tha Veliaj.
Ish-Ambasadori i Shteteve të Bashkuara të Amerikës, Alexander A. Arvizu shërbeu në Shqipëri nga dhjetori i 2010-s deri në janar të 2015-s.

UNAZA E MADHE

# Veliaj: Historia do të kujtoje ata njerëz të mirë që i hapën rrugë zhvillimit





Pavarësisht kundërshtive të banorëve, Bashkia e Tiranës bën me dije se punimet për projektin e Unazës së Madhe kanë vijuar me intensitet. "Inspektorati i Mbrojtjes së Territorit dhe Bashkisë së Tiranës po punon për prishjen e ndërtimeve pa leje që preken nga projekti i zgjerimit të Unazës së Madhe, në segmentin nga mbikalimi te Pallati me Shigjeta deri te Dogana.
Paralelisht, Bashkia e Tiranës ka hequr pemët me gjithë pjesën e rrënjëve dhe i ka transportuar ato me kujdes për t'i mbjellë në zonën e Bregut të Lumit. Paralelisht ka vijuar puna nga DPN2 për heqjen e shtyllave të ndriçimit që ndodhen përgjatë segmentit. Falë punës intensive, është bërë e mundur heqja e plotë e të gjithë shtyllave të energjisë elektrike.
Ndërkohë, përmes një postimi në twitter, Kryebashkiaku Erion Veliaj ka falenderuar të gjithë ata banorëve të zonës së "Astirit" që preken nga projekti i zhvillimit të "Unazës së Madhe" dhe që iu përgjigjën thirrjes së tij për të bashkëpunuar. Nëpërmjet një statusi në rrjetet sociale, Veliaj thekson se kur të shkruhet historia e Tiranës, askush nuk do kujtojë penguesit e vandalët,, por do të kujtojë të gjithë ata njerëz të mirë që çuan qytetin përpara e i hapën rrugë zhvillimit.
"Kur të shkruhet historia e Tiranës, askush nuk do kujtojë penguesit e vandalët, historia s'ka 1 rresht për këta tipa! Ama do kujtojë ata njerëz të mirë që çuan qytetin përpara e i hapën rrugë zhvillimit. Mirënjohje gjithë familjeve që çdo ditë e më shumë po lejojnë Unazën e Re", thekson Veliaj.



